**Titulli në origjinal:**
Adab Islamijjeh

**Titulli:**
Etika Islame

**Autor:**
Abdul-Hamid Suhejbani

**Përktheu:**
Ferid Selimi

**Recenzent:**
Omer Musa

**Redaktor gjuhësor:**
Arian Koçi

**Faqosja & Kopertina:**
PLAKU DeSiGn – Bashkim Svirca

**Shtypi:**

**Tirazhi:**

**Boton:**
**KOMITETI I BASHKUAR SAUDIT - NDIHMË KOSOVËS**
Prishtinë

# PARATHËNIE

*Falënderimet dhe nderimet janë për Allahun (xh.sh.), i Cili i udhëzoi krijesat (njerëzimin) në edukatën më të përsosur, për Atë që nga arka e mëshirës dhe e bujarisë së Vet hapi çdo derë, i ndriçoi sytë e besimtarëve për të parë të vërtetën dhe për të kërkuar shpërblimin e Tij. Ai i errësoi sytë e mohuesve (kundërshtarëve të Zotit) për shkak të kryeneçësisë së tyre për t'iu përulur Atij, gjë që u bë pengesë mes tyre dhe dritës së Tij.*

*I udhëzoi me nderin dhe mëshirën e Tij, ndërkohë që i humbi të tjerët me drejtësinë dhe urtësinë e Tij.*

*Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut, i Vetmi që nuk ka shok, Ai është i Lartësuar dhe Dhuntidhënës. Dëshmoj se Muhammedi është rob dhe Pejgamber i Tij, i dërguar nga Allahu me ibadetet më të çmuara dhe etikën më të përsosur, shpëtimi i Allahut qoftë mbi të, mbi familjen dhe shokët e tij.*

***Më tej...***

*Ky është një libër përmbledhës që përmban një varg rregullash për të cilat ka nevojë muslimani gjatë jetës së tij të përditshme. Këtë libër ia paraqes si këshillë umetit: Mësim për të padituri, përkujtim për harrestarin dhe vërejtje për shpërfillësin e këtyre rregullave.*

*Ky libër është këshillë për besimtarin, që të jetojë me udhëzimet e Pejgamberit alejhi selam, si gjatë përmendjes së Allahut ashtu edhe gjatë lutjes së Tij; që të jetojë me udhëzimet e tij gjatë ngrënies dhe pirjes, në mënyrë që gjatë të ushqyerit të jetë i kënaqur me Zotin dhe falënderues ndaj Tij; që të jetojë me udhëzimin e Tij edhe gjatë të veshurit. Pra, të jetojë me udhëzimet e tij në çdo sferë të jetës së ndershme dhe të jetë syçelur për të ndjekur çdo sjellje.*

*Muslimani e ka për detyrë t'i ruajë e të kujdeset për këto rregulla në mënyrë të plotë duke e zbatuar atë që i zbriti Muhammedit alejhi selam dhe duke e ndjekur sunetin e tij, të cilin Allahu xhel-le shanuhu na urdhëroi ta ndjekim dhe pas të cilit duhet të kapemi fort.*

*Prej Allahut kërkoj që të më dhurojë qëllim të pastër dhe të mirë, që kjo shkresë t'i sjellë dobi atij që e lexon dhe atij që e përcjell. Lus Allahun që dobia dhe të mirat e tij t'i përfshijnë të gjithë besimtarët me anë të bujarisë dhe mëshirës të Tij, ngaqë Ai është i aftë për çdo gjë.*

*Shpëtimi dhe paqja qofshin mbi të Dërguarin tonë, Muhammedin alejhi selam, mbi familjen dhe shokët e tij në përgjithësi.*

*E falënderojmë Allahun, Zotin e botëve.*

*Shkroi,*

*Abdul Hamid bin Abdurr Rrahman Suhejbani*

*E mërkurë, 23. 02. 1414 hixhri*

# 1. **RREGULLAT E DUASË** (lutjes)

1. Madhërimi i Allahut të Lartmadhërishëm dhe salavati mbi Pejgamberin alejhi selam para se t'ia fillojmë duasë. Ngase ne kërkojmë prej Tij që të na begatojë, të na mëshirojë dhe të na falë. Andaj është e arsyeshme që lutjes t'i bëjmë një hyrje që përmban falënderim dhe madhërim ndaj Zotit Lavdiplotë.

Nga Fedale bin Ubejdi transmetohet të ketë thënë: "Derisa Resulull-llahu po rrinte ulur, hyri një njeri dhe u fal, pastaj tha: "O Allah, më fal mua dhe më mëshiro." Atëherë Muhammedi a.s. tha: "Nxitove, o ti musal-li (falës i namazit). Kur të kryesh faljen, derisa je ulur, falënderoje Allahun me atë që meriton dhe ço salavat mbi mua e pastaj bë dua." Pastaj erdhi dhe u fal një tjetër. Falënderoi Allahun, çoi salavat mbi Pejgamberin a.s. Këtij i Dërguari i tha: *"O ti musal-li, tani lutu, se të pranohet."* (Transmeton Tirmidhiu, ndërsa hadithi është sahih)

## 2. Bindja e mirë ndaj Allahut të Lartë

I Lartmadhërishmi thotë: ***"E kur robërit e mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet."*** *(El-Bekare 186)*

Pra Allahu xh.sh. është afër nesh, Ai është me ne, me diturinë, me gjerësinë dhe mbrojtjen e Tij.

Pejgamberi a.s. na ka urdhëruar që çështjen e pranimit t'ia lëmë Allahut xh.sh. dhe të jemi të bindur se do ta fitojmë atë që e shpresojmë.

Transmetohet nga Ebu Hurejra radijallahu-anhu se Pejgamberi a.s. ka thënë: *"Luteni Allahun duke qenë të bindur se Ai ju përgjigjet."* (Transmeton Tirmidhiu e hadithi është hasenun sahih) që do të thotë: Të besoni se

Allahu xh.sh. nuk jua ndërpret të mirat e Tij. Sepse bujaria e Tij është e gjerë, dhuntia e Tij është e madhe sa herë që lutësi lutet. Shpresa e tij e mban dhe lutja e tij është e sinqertë. Ngase, nëse shpresa e duaxhiut (lutësit) tek Allahu nuk është e fortë, duaja e tij nuk është e sinqertë.

## 3. Pranimi i mëkatit

Kjo punë është përsosmëri e adhurimit ndaj Allahut të Lartësuar. Transmetohet nga Ali bin Ebi Talibi r.a., i cili e ka dëgjuar Pejgamberin a.s. duke thënë: "Me të vërtetë Allahu mahnitet me robin kur thotë: "Nuk ka zot përveç Teje. Me të vërtetë unë i bëra vetes të padrejtë, m'i fal mua gabimet se vërtet nuk ka kush që i fal gabimet përveç Teje." Thotë (Allahu xh.sh.): "Robi im e di se ai ka Zot i cili fal dhe dënon." (Transmeton Hakimi, ndërsa hadithi është sahih, i vërtetë)

## 4. Vendosmëria në lutje

Transmetohet prej Enes bin Malikut r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur të bëni dua, të jeni të vendosur në lutjen tuaj e të mos thoni: "O Allahu im, nëse dëshiron, më jep mua," sepse nuk ka kush që e imponon Atë." (Transmetojnë Buhariu, Muslimi dhe Tirmidhiu)

Qëllimi i vendosmërisë në kërkim është të kërkosh me këmbëngulje dhe të kërkosh prej Allahut me zell.

## 5. Vrullshmëria në dua (lutje)

Transmetohet nga Aishja radiAllahu - anha se asaj i ishte vjedhur një çarçaf dhe filloi të lutet (keq) për atë që ia kishte vjedhur. Atëherë Pejgamberi a.s. i tha: *"Mos e shkarko atë."* (Transmeton Ebu Davudi, hadithi është i vërtetë) Domethënë, mos ia lehtëso me lutjen tënde mëkatin atij i cili meriton dënimin për atë që ka vjedhur.

## 6. Lutja të bëhet tri herë

Është vërtetuar sipas Sunetit, ashtu edhe siç gjendet në hadithin që e transmeton Muslimi nga Ibni Mesudi r.a.: "Pasi Pejgamberi a.s. e kreu namazin e tij, ngriti zërin dhe filloi të lutet për ta (kurejshitët). Ai e kishte zakon që, kur lutej, të përsëriste tri herë lutjen e tij. E këtë herë tha: *"O Allah, Ti u dalsh hakut kurejshitëve! O Allah, Ti u dalsh hakut kurejshitëve! O Allah, Ti u dalsh hakut kurejshitëve!"*

## 7. Duaja (lutja) të bëhet me fjalë që kanë kuptim përmbledhës

Kjo do të thotë që fjalët në dua (lutje) të jenë të pakta por të dobishme, fjalë që i nxjerrin domethëniet më të forta me pak fjalë dhe që të arrihet qëllimi në mënyrë më përmbledhëse dhe më të qëlluar. Në "Sunenin" e Ebu Davudit dhe Musnedin e Ahmedit transmetohet se Aishja radiAllahu-anha ka thënë: "Pejgamberi salallahu-alejhi-ue-sellem gjithmonë i mbivlerësonte duatë me kuptim përmbledhës dhe i linte të tjerat pas tyre."

Prej këtyre lutjeve është edhe lutja e transmetuar nga Ferve bin Naufeli: "E kam pyetur Aishen radiAllahu-anha se cilën lutje bënte Pejgamberi s.a.v.s., e ajo më tha: "Pejgamberi a.s. kishte traditë të thotë:

ALLAHUME INI EUDHU BIKE MIN SHERR-RRI MA AMELT VE SHERR-RRI MA LEM A'MEL.

(O Allahu im, kërkoj të më mbrosh prej sherrit që kam bërë dhe prej sherrit që nuk e kam bërë." (Transmetojnë Muslimi dhe Ebu Davudi)

Po ashtu, transmetohet nga Musa El Esh'ari r.a., se ai e kishte dëgjuar Pejgamberin a.s. duke u lutur me këtë lutje: *"O Allahu im, më fal gabimin tim, paditurinë time, harxhimin tim, në çështjet e mia, për të cilat Ti je më i dijshëm sesa unë. O Allahu im, më fal mua atë që e kam thënë me seriozitet dhe atë që e kam thënë me mahi, atë që e kam thënë gabimisht dhe atë që e kam thënë qëlli-misht dhe çdo gjë që gjendet tek unë. O Allahu im, më fal mua atë që më ka kaluar dhe atë që do të vijë. Atë që e kam bërë fshehurazi dhe atë që e kam bërë haptazi dhe atë që Ti e di më mirë se unë, se Ti je i Pari dhe i Fundit. Ti je i Fuqishëm për çdo gjë."* (Transmeton Muslimi)

## 8. Lutësi të fillojë prej vetes

Siç është përmendur në Fjalët e të Lartësuarit: "Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë që para nesh u pajisën me besim." (El-Hashër 10) dhe po ashtu në fjalët: "Zoti im, më fal mua dhe vëllanë tim dhe na dhuro mëshirën Tënde." (El-A'raf, 151)

Po ashtu edhe në fjalët: "Zoti ynë, më fal (gabimet) mua dhe falua prindërve të mi, fali edhe të gjithë besimtarët ditën kur jepet llogaria." (Ibrahim, 41)

Ibni Abasi transmeton nga Ebejje bin Kabi: "Me të vërtetë Pejgamberi a.s. kur ka bërë dua për dikë, më së pari ka bërë dua për vete e pastaj për të tjerët." (Transmeton Tirmidhiu)

Por kjo nuk ka qenë traditë e përhershme e Pejgamberit a.s. sepse ka raste kur Pejgamberi a.s. ka bërë dua për të tjerët e nuk ka bërë për vete, siç është hadithi ku

Pejgamberi a.s. thotë: “E mëshiroftë Allahu nënën e Ismailit, sikur ta kishte lënë Zem-Zemin, do të ishte bërë burim i përcaktuar.” (Hadithi bën fjalë për rrëfimin e Haxheres sh.p.)

## 9. Të zgjedhë kohë të përshtatshme për lutje

Prej kohëve më të përshtatshme për dua është fundi i natës, koha mes ezanit dhe ikametit, koha kur gjendemi në sexhde, kur jemi të brengosur, pas ikindisë në ditën e xhuma, në Ditën e Arafatit, koha kur bie shi, në dhjetë ditët e fundit të Ramazanit etj.

# 2. RREGULLAT PËR LEXIMIN E KUR'ANIT

1. Të lexojë Kur'an me abdestt.

2. Të pastrojë gojën me misvak (a brushë), para se të fillojë leximin e Kur'anit.

3. Të lexojë Kur'an në vende të pastra.

4. Të ulet drejt Kibles me devotshmëri, butësi, seriozitet dhe kokulur.

5. Të shqiptojë me zë EUDHU BIL-LAHI MINESH-SHEJTANIRR-RRAXHIM, që do të thotë: Kërkoj prej Allahut që të më mbrojë prej shejtanit të mallkuar.

6. Të lexojë me tertil (rrjedhshëm).

7. Të logjikojë rreth asaj që lexon.

8. Kur të lexojë Kur'an, të qajë a të bëjë sikur qan.

9. Të lexojë me zë të bukur.

10. Të lexojë me zë, nëse nuk pengon ata që falen, lexojnë a flenë.

11. Të lexojë duke shikuar në Kur'an, meqë shikimi në të është ibadet (adhurim).

12. Të mos bisedojë me dikë gjatë leximit, përveçse në raste urgjente.

13. Të mos qeshë e as të mos luajë gjatë leximit të Kur'anit, e as të mos shikojë në gjërat që e zbavisin (ia tërheqin vëmendjen).

# 3. RREGULLAT BASHKËSHORTORE

1. Të zbukurohet secili prej bashkëshortëve për njëri-tjetrin.

2. Burri është i detyruar të kujdeset për sunetet e fitres, të cilat janë: sunetimi, rruajtja e vendeve të turpshme, shkurtimi i mustaqeve, prerja e thonjve dhe heqja e qimeve nën sqetulla. Po ashtu, me këto rregulla obligohet edhe gruaja; që të dy janë të detyruar të mos kalojnë më tepër se dyzet ditë pa i përmbushur këto obligime. Muslimania duhet të largohet nga traditat e jobesimtarëve (kafireve), siç është tradita e rritjes së thonjve dhe ngjyrosja e tyre.

3. Të largohet bashkëshortja nga tatuazhi, që do të thotë nga zbukurimi i trupit me pika dhe vizatime të ndryshme e po ashtu edhe nga heqja e vetullave, qoftë tërësisht a pjesërisht, ose nga heqja e qimeve të fytyrës. Të gjitha këto që përmendëm janë të ndaluara dhe njëkohësisht të mallkuara nga Pejgamberi a.s., siç thotë hadithi: *"Allahu i ka mallkuar ata që bëjnë tatuazh dhe atyre që u bëhet, ato që i heqin vetullat dhe atyre të cilave u hiqen dhe ato që i ndajnë dhëmbët për zbukurim, të cilët e ndryshojnë krijesën e Allahut."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

4. Të falin bashkëshortët nga dy rekate namaz së bashku, siç transmetohet se Ibni Mesudi r.a. e paska urdhëruar Ebu Harizin që, kur t'i afrohet bashkëshortes, t'i falë ajo pas tij dy rekate namaz. (Transmetojnë Ebu Bekr bi Ebi Shejbe dhe Taberaniu)

Kjo njëkohësisht është edhe përkujtim për palën bashkëshortore që, nëse dëshirojnë shpëtim në dunja dhe në ahiret, atëherë le ta ngrenë jetën e tyre në devotshmëri.

5. Të vërë burri dorën e tij në ballin e saj e pastaj le të thotë: BISMIL-LAHIRR-RRAHMANIRR-RRAHIM. ALLAHUMME INNI ESELUKE MIN HAJRIHA VE HAJRI MA XHEBELTEHA ALEJHI, VE EUDHU BIKE MIN SHERIHA VE SHERI MA XHEBELTEHA ALEJHI, që do të thotë: "Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit! O Allahu im, unë kërkoj prej Teje të mirën e saj dhe të mirën që ke krijuar në të dhe kërkoj të më mbrosh prej sherrit të saj dhe prej sherrit që ke krijuar në të." (Transmeton Buhariu)

6. Të mos harrojë bashkëshorti që, para kontaktit me bashkëshorten e tij, të thotë: BISMIL-LAHI ALLAHUMME XHENIBNASH-SHEJTANE, VE XHENNIBISH-SHEJTANE MA REZEKTENA, që do të thotë: "Në emër të Allahut. O Allahu im, largoje shejtanin prej nesh dhe largoje shejtanin prej asaj me çka na ke pajisur (furnizuar)!" (Transmeton Buhariu)

7. Bashkëshortëve u lejohet t'i shohin pjesët e turpshme të njëri-tjetrit. Aishja r.a. thotë: "Ishim duke u larë unë dhe i Dërguari i Allahut salallahu-alejhi-ue-selem prej një ene që gjendej mes meje dhe atij. Në të përziheshin duart tona. Ai më lagte mua derisa i thosha: Më lër mua, më lër mua. (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

8. Për njeriun e papastër (xhunubin) preferohet të marrë abdestt para se të shtrihet në shtrat, e nëse lahet, atëherë është edhe më mirë. Transmetohet nga Abdullah ibni Kajsi se e paska pyetur Aishen radiAllahu-anha se si vepronte Resulull-llahu-sallAllahu alejhi ue-selem kur ishte i papastër: "A pastrohej para se të binte për të fjetur apo flinte para se të pastrohej?" E ajo kishte thënë: "Të gjitha këto i bënte. Ndonjëherë pastrohej e flinte, e ndonjëherë merrte abdestt e flinte." (Pasi mori vesh përgjigjen) Tha: "Falënderimi i qoftë Allahut, i Cili ka lënë fushëveprim të gjerë në këtë çështje." (Transmeton Muslimi)

# 4. RREGULLAT E NGRËNIES DHE TË PIRJES

## a) Rregullat të cilave duhet t'u përmbahet muslimani para ngrënies

1. Të mundohet që ushqimin dhe pijen e tij t'i fitojë me nder, e jo me tradhti a mashtrime, siç thotë Allahu i Lartësuar: ***"O ju që besuat, hani nga të mirat që ju kemi dhënë."*** (El-Bekare, 172)

2. Të vendosë të hajë dhe të pijë që të forcohet e të mund të punojë, ashtu që të shpërblehet me atë që ka ngrënë dhe ka pirë.

3. T'i lajë duart para se të ulet të hajë, nëse i ka të papastra ose nuk është i sigurtë në pastërtinë e tyre.

4. Të vërë ushqimin e tij në sofër mbi tokë, jo mbi tavolinë, sepse kjo është më afër devotshmërisë, siç thotë Enesi r.a.: "Nuk ka ngrënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s. mbi huvan (tavolinë) e as në sekërgje (pjatë zbukuruese në të cilën vendoset ushqimi)." (Transmeton Buhariu)

5. Të ulet duke u gjunjëzuar (nëse ha në tokë), në shpinën e këmbëve, ose të mbështetet në këmbën e djathtë e të ulet në të majtën, ashtu siç e kishte zakon Resulull-llahu a.s., duke vepruar sipas fjalëve të tij: "Unë nuk ha duke qenë i mbështetur, sepse unë jam një njeri, ha dhe ulem si njeri." (Transmeton Buhariu)

6. Të jetë i kënaqur me atë që është përgatitur prej ushqimit dhe të mos u bëjë naze gjellëve e ushqimeve; nëse i pëlqen, le të hajë, e nëse nuk i pëlqen, le ta lërë, ashtu siç thuhet në hadithin e Ebu Hurejres: "Nuk i ka bërë naze hajes

Resulull-llahu s.a.v.s. asnjëherë. Nëse i ka pëlqyer, ka ngrënë prej saj, e nëse jo, e ka lënë.” (Transmeton Buhariu)

7. Të hajë së bashku me ndonjë tjetër, qoftë ai mysafir, farefis, fëmijë ose shërbëtor, sipas hadithit: “Tubohuni rreth sofrës suaj që të bëhet bereqet për ju.” (Transmetojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu dhe thonë se hadithi është sahih)

### b) Rregullat gjatë ngrënies

1. Të fillojë me emër të Allahut, sipas fjalëve të Resulull-llahut s.a.v.s.: *“Kur doni të hani, në fillim të ngrënies thoni: “Bismil-lahi”. E nëse harroni ta përmendni emrin e Allahut të Lartësuar në fillim të ngrënies, kur t’ju kujtohet, thoni: “Bismil-lahi, në fillim e deri në mbarim.”* (Transmetojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu dhe thonë se hadithi është sahih, i vërtetë)

2. Të mbarojë me falënderim të Allahut, duke thënë: “El hamdu-lil-lah”, sipas hadithit: *“Kush ha ndonjë ushqim dhe thotë: “EL HAMDU-LIL-LAH (Falënderimi i qoftë Allahut) i Cili më ushqeu me këtë dhe më furnizoi me të pa lodhjen time dhe fuqinë time”, - i falen gabimet e bëra.”* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

3. Të hajë me tre gishtat e dorës së djathtë (nëse nuk ka lugë) e ta marrë kafshatën sa më të vogël, le ta përtypë sa më mirë e të hajë para vetes e jo nga mesi i pjatës, sipas hadithit të Pejgamberit a.s.: “O vogëlush, thuaj Bismilah, ha me të djathtën dhe ha ç’gjendet para teje.” (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi) Dhe hadithi: *“Bereqeti (begatia) zbret në mes të pjatës me ushqim, prandaj hani nga skajet, e mos filloni nga mesi i saj.”* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

4. T’i lëpijë gishtat e tij para se t’i fshijë me shami a t’i lajë me ujë, sipas hadithit të Pejgamberit a.s.: *“Kur të hani ushqim, të mos i fshini duart derisa t’i lëpini a të jenë të lëpira.”* (Transmetojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu)

5. Nëse i bie në tokë ajo që është duke ngrënë, le ta marrë dhe le ta largojë papastërtinë prej saj e pastaj le ta

hajë, duke u bazuar në hadithin: *“Nëse ju bie kafshata, merreni atë dhe largojeni prej saj papastërtinë e hajeni, e mos ia lini shejtanit.”* (Transmeton Muslimi)

6. Të mos fryjë në ushqimin e nxehtë e të mos e hajë atë derisa të ftohet. Po ashtu, ndalohet fryrja në ujë gjatë pirj-es. Të marrë frymë tri herë gjatë pirjes (jashtë enës për pirje), sipas hadithit që transmeton Enesi r.a.: “Resulull-llahu a.s. ka marrë frymë tri herë gjatë pirjes.” (Transmeto-jnë Buhariu dhe Muslimi) Po ashtu, transme-tohet nga Ebu Saidi se Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar fryrjen në pije. (Transmeton Tirmidhiu dhe thotë se hadithi është sahih) Për të njëjtën çështje na flet edhe hadithi të cilin e transmeton Ibni Abasi radijAllahu-anhuma, se Pejgamberi s.a.v.s. ka nda-luar të merret frymë në enë ose të fryhet në të. (Transmeton Tirmidhiu)

7. T’i shmanget ngrënies së tepërt, sipas hadithit: *“Nuk mbush njeriu enë më të dëmshme se barkun e tij. Njeriut do t’i mjaftonin disa kafshata për ta mbajtur trupin e tij, por nëse nuk mund ta ndalë veten, atëherë (le ta përpjesëtojë lukthin e tij): një të tretën për ushqim, një të tretën për pije dhe një të tretën për frymëmarrje.”* (Transmetojnë Ahmedi, ibni Maxhe dhe Hakimi, hadithi është hasen)

8. Të mos marrë ushqim ose pije nëse në tubim gjendet dikush më i vjetër a me nder më të madh, sepse kjo është në kundërshtim me etikën islame dhe një sjellje e tillë bën që njeriu të shfaqet si grykës, e kjo është një cilësi e keqe dhe e palavdëruar.

9. Të mos shikojë shokët e tij gjatë ngrënies dhe të mos i mbikëqyrë ata, se ndoshta turpërohen prej tij. Por duhet ta ulë shikimin rreth asaj që hahet. Po ashtu, të mos i përcjellë ata, se kjo i pengon ata.

10. Të mos bëjë gjëra prej të cilave njerëzit neveriten dhe të mos i shkundë duart në pjatën e tij, të mos e afrojë kokën mbi pijet gjatë ngrënies ose marrjes së ushqimit, sepse mund t’i pikojë nga goja ndonjë send e të bjerë në të. Njeriu nuk duhet të flasë fjalë që kanë të bëjnë me fëlliqësira dhe

plehra, se ndoshta dikush prej shokëve të tij shqetësohet, e shqetësimi i muslimanit është haram (gjë e ndaluar).

11. Kur të hajë bukë me të varfrit, le të jetë sa më bujar ndaj tyre dhe le t'u japë përparësi. Kur të hajë me shokët e tij, le të jetë i buzëqeshur dhe le të bëjë mahi (shaka). E kur të hajë bukë me njerëz të gradave të larta (si dijetarët), le të jetë me sjellje dhe nder ndaj tyre.

### c) Rregullat pas ngrënies

1. Të mos e teprojë e të ngopet, duke vepruar sipas urdhrave të Pejgamberit a.s., që të mos arrijë në pengesa shkatërruese, sepse barku u nënshtrohet lehtë sprovimeve.

2. T'i patrojë gishtat (nëse ka ngrënë pa lugë) me shami para se t'i lajë, por nëse i lan duart është më mirë se vetëm fshirja e tyre.

3. Ta mbledhë atë që ka rënë gjatë ushqimit, sepse ajo është falënderim për begatitë.

4. Ta pastrojë gojën dhe dhëmbët, se me të e përmend Allahun (xh.sh.) dhe komunikon me shokët e tij.

5. T'i falënderohet Allahut të Lartësuar pas ngrënies dhe pijes, e nëse ka pirë qumësht të thotë "Allahu im, lësho begati në atë me çka na furnizove dhe shtona prej saj!"

Kur të hajë në sofër të huaj, në fund të ngrënies, le të thotë: "Hëngrën te ti agjëruesit e ushqimin tënd e hëngrën të pastërtit, e engjëjt ju pastruan."

# 5. RREGULLAT E MIKPRITJES

## a) Rregullat e thirrjes në gosti

1. Muslimani duhet të thërrasë në musafirllëk të devotshmit e jo të prishurit e të pandershmit, sipas hadithit: *"Mos shoqëro askë përveç besimtarit dhe të mos e hajë ushqimin tënd askush përveç të devotshmit."* (Transmetojnë Ahmedi, Ebu Davudi, Ibni Habani dhe Hakimi, hadithi është sahih)

2. Të mos i veçojë në musafirllëkun e tij të pasurit, duke mos i ftuar të varfrit, sipas hadithit: "Ushqimi më i dëmshëm është ushqimi i një ziafeti në të cilin thirren të pasurit e lihen të varfrit." (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

3. Të mos ketë për qëllim që të lavdërohet e të krenohet me gostinë e tij, por ta zbatojë Sunetin e Pejgamberit alejhi selam dhe të Pejgamberëve të tjerë, si të Ibrahimit alejhi selam, i cili kishte pseudonimin "babai i mikpritjes". Gjithashtu, të ketë për qëllim që me anë të mikpritjes së tij t'i gëzojë besimtarët, po ashtu të përhapë kënaqësinë dhe harenë në zemrat e vëllezërve të tij besimtarë.

4. Të mos e thërrasë atë për të cilin e di se, nëse do të vinte, do të ngushtohej nga të pranishmit ose do të ofendohej nga disa prej tyre. Këtë e bën si përkujdesje për t'iu larguar ofendimit të besimtarit, e cila gjë është e ndaluar.

## b) Rregullat e pranimit të thirrjes

1. Muslimani duhet t'i përgjigjet thirrjes e të mos vonohet, përveç nëse ka ndonjë pengesë, siç është frika se

mos bën ndonjë dëm në fe a në trupin e vet, sipas hadithit: *“Kush është i thirrur, le të përgjigjet.”* (Transmeton Muslimi) Dhe hadithi: *“Sikur të isha i thirrur në thundra të deles, do të isha përgjigjur, e sikur të më jepej shpatulla, do të kisha pranuar.”* (Transmeton Buhariu)

2. T’i përgjigjet thirrjes, qoftë ajo nga i pasuri a i varfri, sepse, nëse nuk i përgjigjet thirrjes së fukarasë, e prek atë shpirtërisht e kjo është edhe shenjë e mendjemadhësisë, kurse mendjemadhësia është e urryer. Sa i përket përgjigjes së thirrjes së fukarave, transmetohet nga Hasan bin Ali radiallahu-anhuma, se duke kaluar pranë disa fukarave që kishin shtruar një copë buke në tokë dhe hanin, i thanë: “O bir i bijës së Pejgamberit, eja të hamë së bashku” - e ai tha: “Po, se Allahu nuk i do mendjemëdhenjtë.” Zbriti prej mushkës dhe i shoqëroi ata në ngrënie.

3. Të mos bëjë dallim në pranimin e thirrjes së atij që është afër dhe atij që është larg. E nëse është i thirrur në dy vende, le t’i përgjigjet të parit e prej të dytit le të kërkojë falje.

4. Të mos i shmanget përgjigjes për shkak të agjërimit nafile, por le të shkojë. E nëse shoku i tij gëzohet që ai të hajë, le ta prishë agjërimin, sepse gëzimi i zemrave të besimtarëve është devotshmëri, e nëse nuk ha, le të bëjë dua për ta, sipas hadithit: “Nëse thirreni diku, përgjigjuni; nëse jeni me agjërim, bëni dua; e nëse nuk agjëroni, hani. (Transmeton Muslimi)

5. Me përgjigjen e tij të ketë për qëllim nderimin e vëllait musliman, që të shpërblehet për atë vizitë.

### c) Rregullat e sjelljes në gosti

1. Të mos vonohet nga koha e caktuar, sepse mund të bezdisen njerëzit duke pritur, por as të mos shkojë para kohe e t’i befasojë ata, se ndoshta nuk janë përgatitur e mund të shqetësohen me praninë e tij.

2. Kur të hyjë në shoqëri (odë të burrave), të mos mburret, por le të hyjë kokulur. Nëse i zoti i shtëpisë i cakton vend për t'u ulur, le të ulet e të mos e kundërshtojë.

3. Le të nxitojë me shtrimin e sofrës për mysafirin, sepse duke nxituar ushqimin i bën nder mysafirit, e Allahu na ka urdhëruar që ta nderojmë mysafirin.

4. Të mos shpejtojë me ngritjen e sofrës para se të ngrihen duart e mysafirëve prej ushqimit, si dhe ta plotësojë zbrazëtinë e pjatave me ushqim.

5. T'i ofrojë mysafirit aq sa majfton, pra le ta zgjedhë mesataren, sepse nëse i ofron pak, do ta dobësojë burërrinë e nëse i ofron tepër, kalon në syefaqësi, e që të dy këto vese janë të shëmtuara.

6. Nëse shkon diku mysafir, të mos qëndrojë më tepër se tri ditë, përveç nëse kërkojnë nga ai me këmbëngulje të qëndrojë më tepër, e kur dëshiron të shkojë, duhet të marrë leje.

7. Ta përcjellë mysafirin deri jashtë shtëpisë.

8. Mysafiri ta lëshojë shtëpinë e tij i buzëqeshur dhe i kënaqur, edhe nëse ndaj hakut të tij ka pasur mungesa dhe mospërfillje. Ai duhet të veprojë kështu, sepse kjo është prej sjelljeve dhe moralit të mirë me të cilat robi arrin shkallën e agjëruesit dhe atij që falet vullnaterisht natën.

# 6. RREGULLAT E UDHËTIMIT

## a) Rregullat para udhëtimit

1. Muslimani duhet të falë namazin e Istihares, që përbëhet prej dy rekateve, e pas tyre bën dua me duanë e Istihares. Transmetohet prej Xhabirit r.a., i cili ka thënë: “Resulull-llahu a.s. na e mësonte Istiharen për çdo çështje, siç na e mësonte ndonjë sure të Kur’anit. Ai thoshte: *“Kur (doni të vendosni) për ndonjë çështje me rëndësi, falini dy rekate, veçmas nga farzet (namazet e detyrueshme), e pastaj thoni: ALLAHUME INNI ESTEHIRUKE BI ILMIKE VE ESTEKDIRUKE BI KUDRETIKE VE ESELUKE MIN FADLIKEL-ADHIM FE INNEKE TAKDIRU VE LA EKDIR VE TA’LEMU VE LA A’LEM VE ENTE AL-LAMUL-GUJUB ALLAHUME IN KUNTE TA’LEMU EN-NE HADHEL EMRE HAJRUN LI FI DINI VE MEAASHI VE AKIBETI EMRI FEKDIRHU LI VE JES-SIRHU LI THUM-ME BARIK LI FIHI. VE IN KUNTE TA’LEMU EN-NE HADHEL EMRE SHER-RUN LI FI DINI VE MEASHI VE AAKIBETI EMRI FESRIFHU AN-NI VASRIFNI ANHU VAKDIR LIJELHAJRE HAJTHU KANE THUM-ME-RDINI BIHI. (Allahu im, unë kërkoj të mirën prej Teje me diturinë Tënde, kërkoj të gjykosh me fuqinë Tënde, kërkoj prej mire-sisë Tënde madhështore, se me të vërtetë Ti mundesh e unë nuk mundem, Ti e di e unë nuk e di, se Ti je i Dijshëm për gjërat e fshehta. O Allahu im, nëse kjo çështje është e mirë për mua, për dinin tim, jetën dhe të ardhmen time, ma bë mua atë të mundur, ma lehtëso atë mua dhe bëje të bereqe-tshme për mua, e nëse kjo çështje është e keqe për mua, për dinin tim, jetën dhe të ardhmen time, largoje atë prej meje e më largo mua prej saj. E ma bë të mundur mua të*

*mirën kudo qoftë e pastaj më bë të kënaqur)! E kur të bëjë dua, le ta përmendë çështjen e tij."* (Transmeton Buhariu)

2. Të pendohet tek Allahu i Lartësuar për çdo mëkat që ka bërë dhe të kërkojë falje për to, sepse njeriu nuk e di seç gjendet pas udhëtimit të tij në përcaktimin e Allahut. Për këtë arsye duhet t'i kthejë ato që i ka bërë me të padrejtë, le t'i paguajë borxhet, le t'ia paguajë shpenzimet atij të cilit duhet t'ia paguajë, le të kërkojë falje prej atij me të cilin ka ndonjë problem a mosmarrëveshje, të shkruajë porosi dhe le ta vërtetojë atë, le t'i lërë familjes së vet të holla për harxhime e të mos marrë nga ushqimi a përgatitja për udhëtim asgjë përveç asaj që është hallall.

3. Të udhëtojë vetë i treti ose më tepër, duke u bazuar në hadithin: *"Një udhëtar është shejtan, dy udhëtarë janë shejtanë, tre udhëtarë janë udhëtarë."* (Transmetojnë Tirmidhiu dhe Ebu Davudi)

4. Le të zgjedhë shokë të mirë për udhëtim. Ngase ata e ndihmojnë në fenë e tij, e përkujtojnë kur harron dhe e mësojnë kur gabon.

5. Të zgjedhin personin që do t'i udhëheqë gjatë udhëtimit, sipas hadithit të cilin e transmeton Ebu Hurejre r.a. Resulull-llahu s.a.v.s. ka thënë: *"Kur të jenë tre veta në udhëtim, le t'i udhëheqë njëri prej tyre."* (Transmeton Buhariu) E për udhëheqës le të zgjedhin atë që është më i moralshmi prej tyre, më i shoqërueshmi dhe ai i cili u jep përparësi të tjerëve dhe kërkon pëlqimin e tyre.

6. Të niset për udhëtim ditën e enjte dhe sa më herët, sipas hadithit të cilin e transmeton Ki'ab bin Maliku r.a., se Pejgamberi a.s. doli për në luftën e Tebukut ditën e enjte dhe dëshironte të udhëtonte ditën e enjte. E sipas një transmetimi tjetër: *"Rrallë herë Resulull-llahu s.a.v.s. udhëtonte jashtë ditës së enjte. Pra, kur nisej në udhëtim, nisej ditën e enjte."*

Ndërsa sa i përket nisjes herët në mëngjes kemi hadithin: *"O Allah, bekoje umetin tim kur e nisin (një punë) herët!"* Me fjalën "herët" kemi për qëllim mëngjesin ose

fillimin e ditës, e po ashtu është e preferueshme (mustehab) të udhëtohet në muzg. Qëllimi është të udhëtohet në fillim të natës. Thuhet se është mirë që nata të shfrytëzohet e tëra për udhëtim, sipas hadithit: *"Udhëtimin fillojeni me muzg, se toka lehtësohet natën."* (Transmeton Ebu Davudi)

7. Përshëndetja me anëtarët e familjes dhe shoqërinë. Pejgamberi s.a.v.s. sa herë që nisej në udhëtim i përshëndeste shokët e tij duke u thënë: *"Allahun jua lë të përkujdeset për fenë, amanetin dhe kreun e punëve tuaja."* E domethënia e thënies "Allahun ua la të përkujdeset për fenë tuaj", është: Lus Allahun ta mbrojë fenë tuaj. E qëllimi i fjalëve "amanetin...," është: Familja dhe ata që i lë pas vetes, malli i tij, të cilin ia dorëzon për ta ruajtur besniku (zëvendësi) i tij dhe ata që kanë të njëjtin trajtim. E domethënia e fjalëve "kreu i punës", është: Punët e tij të përfundojnë me sukses, sepse çdo gjë e ka përfundimin dhe kthimin në ahiret. Prandaj çdo gjë që lihet mangët në dynja (me anë të lutjes), plotësohet në ahiret me të mira.

### b) Rregullat gjatë udhëtimit

1. Pasi t'i hipim mjetit për udhëtim, duhet të bëjmë duanë e udhëtimit, siç e kishte zakon Resulull-llahu s.a.v.s. kur nisej në rrugë. Pasi drejtohej mbi kafshën e tij, thoshte tri herë ALLAHU EKBER, e pastaj lexonte duanë: SUBHANEL-LEDHI SEHHARE LENA HADHA VEMA KUN-NA LEHU MUKRININ VE INNA ILA RAB-BINA-LEMUNKAL-IBUN. ALLAHUME INNA NESELUKE FI SEFERINA HADHA EL BIR-RE VET TA KVA VE MINEL AMELI MA TERDA. ALLAHUM-ME HEV-VIN ALEJNA SEFE-RENA HADHA VATVI AN-NA BU'DEH, ALLAHUM-ME ENTES-SAHIBU FIS-SEFER VEL HALIFETU FIL EHL. ALLAHUMME INNI EUDHU BIKE MIN VA'THAISSEFER VE KEABETIL MANDHAR VE SUIL MUNKALIBI FIL MALI VEL EHL.(O Allah i Madhërishëm, në udhëtimin tonë na jep mirësi dhe devotshmëri dhe punë me të cilat Ti je i kënaqur. O Allah, na e lehtëso udhëtimin tonë e na e bë të rehatshme rrugën. Ti je shoqëruesi më i mirë në udhëtimin tonë dhe mbrojtës i familjes sonë. O Allahu im,

me të vërtetë unë kërkoj që të më mbrosh nga vështirësitë, nga pakënaqësia e udhëtimit, nga shikimet qëllimkëqija dhe nga telashet në mall dhe në familje.” (Transmeton Muslimi)

2. Shqiptimi i tekbirit (Allahu Ekber) dhe i tesbihut (SubhanAllah), sipas hadithit që transmeton Xhabir bin Abdullahu radijAllahu anhuma: *“Kur të hipni kodrës, thoni ALLAHU EKBER, e kur të zbritni, thoni SUBHANALLAH.”* (Transmeton Buhariu)

3. Bërja dua gjatë udhëtimit, sipas hadithit të Pejgamberit alejhi selam: *“Tri dua janë të pranuara: Duaja e atij të cilit i është bërë e padrejtë, duaja e mysafirit (udhëtarit) dhe duaja e prindit për fëmijën e tij.”* (Transmeton Buhariu)

4. Argëtimi dhe këndimi gjatë udhëtimit, sipas hadithit të Seleme bin El Ekvait r.a. i cili ka thënë: “U nisëm me Resulull-llahun sal-lAllahu alejhi ue sel-lem për në Hajber. Duke udhëtuar natën, njëri prej nesh i tha Amir bin El Ekvait: “A nuk po na reciton ndonjë nga poezitë e tua?”, ngaqë Amiri ishte i njohur si poet. Atëherë ai zbriti para masës dhe filloi të recitojë: “O Allah, pa Ty nuk do të ishim të udhëzuar, nuk do të kishim dhënë lëmoshë, e as nuk do të ishim falur...” Pejgamberi alejhi selam pyeti: *“Kush është ky që po ju prin (me këto kaside)”?* Ata thanë: “Amir bin El Ekvali.” Atëherë ai shtoi: “*Allahu e mëshiroftë.”* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

5. Pushimi gjatë udhëtimit, ngase kjo është mirësjellje dhe përkujdesje ndaj kafshës (ose mjetit). Gjumi dhe pushimi duhet të bëhen me kujdes, në vendet ku duhet të pushohet gjatë rrugës, e sidomos natën, sepse në tokë ka insekte dhe gjallesa helmuese, ndërsa egërsirat gjatë natës ecin lirisht duke kërkuar ushqim ose hedhurinat e udhëtarëve. Prandaj, nëse udhëtari rehatohet shumë gjatë rrugës, mund të ndodhë që pranë tij të kalojë ndonjë insekt a gjallesë tjetër dhe ta shqetësojë atë. Për këtë arsye është e preferueshme t’i shmanget pushimit rrugëve (në natyrë të hapur).

### c) Disa rregulla pas udhëtimit

1. Kur muslimani kthehet prej udhëtimit, le ta thotë duanë e udhëtimit (të cilën e cekëm më parë), duke shtuar edhe këto fjalë: AIBUNE TAIBINE ABIDUN, LI RABBINA HAMIDUN. (U kthyem me pendim dhe përkushtim duke i falënderuar Zotit tonë).

E kur të afrohet te luginat ose kodrat e para të vendlindjes, le të thotë tri herë "Allahu ekber" e pastaj le të vazhdojë: LA ILAHE IL-LALLAHU VAHDEHU LA SHERIKE LEHU, LEHUL MULKU VE LEHUL HAMDU, VE HUVE ALA KUL-LI SHEJ'IN KADIR, AIBUNE TAIBUNA ABIDUNE SAXHIDUN, LI RABBINE HAMIDUN, SADEKALLAHU VA'DAH, VE NESARE ABDEH, VE HEZEMEL AHZABE VAHDEH. *(Nuk ka zot tjetër përveç Allahut, i Vetëm është dhe i Pashoq. Atij i takon sundimi dhe Atij i takon falënderimi, e Ai për çdo gjë është i aftë. U kthyem me pendim, përulësi dhe përkushtim, duke falënderuar Zotin tonë. Allahu garantoi premtimin e Tij, i ndihmoi robit të Tij dhe i mposhti aleatët (jobesimtarët e bashkuar) pa ndihmën e askujt."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

Është e pëlqyer (mustehab) të përsëritet (të thuhet shpesh) kjo dua: "AIBUNE TAIBUNE ABIDUN, LI RABBINA HAMIDUN (U kthyem me pendim dhe përkushtim duke i bërë Zotit tonë falënderim)," duke u bazuar në fjalët e Enesit r.a., i cili ka thënë: "Derisa kemi hyrë në qytet, Pejgamberi alejhi selam nuk ka pushuar së thëni këtë lutje." (Transmeton Muslimi)

2. Prej rregullave islame është që familja të lajmërohet para se personi të arrijë në vendin e tij. Është e urryer që ai të arrijë natën pa e lajmëruar familjen e tij. Pejgamberi alejhi selam e kishte ndaluar që dikush të trokiste te familja e tij natën.(Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

Edhe vetë Pejgamberi alejhi selam e ka pasur traditë që te familja e tij të trokiste vetëm në mëngjes ose në mbrëmje. (Transmeton Buhariu)

Gjithashtu, Pejgamberi alejhi selam e ka treguar (shpallur) urtësinë e kësaj ndalese kur tha: “Që të rregullohet (krihet e pastrohet) bashkëshortja e tij.” (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

3. Kur të kthehet prej udhëtimit, duhet të falë dy rekate në xhami.

Për këtë bazohemi në hadithin e Pejgamberit alejhi selam, ku thuhet: “Sa herë që Pejgamberi alejhi selam kthehej nga udhëtimi në mëngjes, para se të ulej (pushonte), hynte në xhami dhe falte dy rekate (namaz).” (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

Për këtë kemi edhe hadithin që e transmeton Xhabiri r.a. në të cilin thuhet: “Isha me Pejgamberin alejhi selam në udhëtim dhe, kur mbërritëm në Medine, ai m’u drejtua: “Hyr në xhami dhe fali dy rekate.”

# 7. RREGULLAT E SELAMIT
(PËRSHËNDETJES)

1. Kur të takoni një shok, mjafton ta përshëndetni me selam duke ia shtrënguar dorën, kurse marrja në grykë vjen në shprehje vetëm kur të ktheheni nga udhëtimi. E gjithë kjo është një sjellje e mirë (mustehab), duke u mbështetur në fjalën e Enes bin Malikut, i cili thotë: “Kur takoheshin shokët e Pejgamberit (a.s), ia shtrëngonin dorën njëri-tjetrit dhe kur vinin nga udhëtimi merreshin në grykë.” (Transmeton Taberaniu, kurse Hejthemiu thotë se transmetuesit e hadithit janë autentikë)

2. Parimisht, selami është i plotë kur thuhet Esselamu alejkum ue rahmetull-llahi ue berekatuhu. Për këtë bazohemi në hadithin ku Umran bin Husejni thotë: Erdhi një njeri te Pejgamberi alejhi selam dhe tha: “Esselamu alejkum”. Pejgamberi ia ktheu e ai u ul. Atëherë Pejgamberi alejhi selam tha: *“Dhjetë.”* Pastaj erdhi tjetri dhe tha: “Esselamu alejkum ue rahmetull-llah”. Edhe këtij ia ktheu dhe ky u ul. Pas kësaj Pejgamberi alejhi selam tha: *“Njëzet.”* Pastaj erdhi një tjetër dhe tha: “Esselamu alejkum ue rahmetull-llahi ve berekatuhu.” Edhe këtij ia ktheu e edhe ky u ul. Kurse për këtë Pejgamberi alejhi selam tha: *“Tridhjetë.”* (Transmetojnë Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Nesaiu me sened të fortë)

3. Selami nuk shprehet me fjalët: “Esselamu ala menit-tebeal huda”, nëse ai që përshëndesim është musliman, por ky selam përdoret veçanërisht për jomuslimanët. Pejgamberi alejhi selam në letrën e tij dërguar Herakleut shkruante: “Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshiruesit! Prej Muhammedit, robit të Allahut dhe të Dërguarit të Tij, deri te

Herakleu, madhëria e romakëve (bizantinasve). Selamun ala menit-tebeal huda (Selami qoftë mbi atë që e pranon udhëzimin).”

Ndërsa urtia pas kësaj shprehjeje - Zoti e di më së miri - është që zemrat e të thirrurve të zbuten dhe që ata të ndihen të qetë dhe të sigurtë, nëse e pranojnë atë (kushtet e saj). Këtu është për qëllim udhëzimi, por nuk ka të bëjë me besimtarin, ngase ai është prej të udhëzuarve pa kurrfarë dyshimi, andaj edhe nuk vjen në shprehje dhe nuk lejohet të përshëndetet me këto fjalë shpresëdhënëse.

4. Është e papëlqyer të thuhet selami me fjalët “Alejkesselam”, duke u bazuar në transmetimin që përcillet nga Ebu Tumejme el Huxhejmi, e ky nga një njeri prej popullit të tij (në disa transmetime ceket me emër Ebu Xhura el Huxhejmi), i cili thotë: “E kërkova Pejgamberin alejhi selam e nuk mund ta gjeja dot, andaj edhe u ula. Kur, ja, një grup njerëzish e në mesin e tyre gjendej edhe ai, por unë nuk e njihja. Ai ishte duke i pleqëruar e, kur u lirua, u ngrit e me të u ngritën edhe disa prej tyre, të cilët thanë: “O Resulull-llah.” Kur e pashë atë, fillova të them: “Alejkes-selam ja Resulull-llah, alejkes-selam ja Resulull-llah, alejkes-selam ja Resulull-llah.” Ai ma ktheu: *“Dije se alejkesselam është përshëndetje e të vdekurve, dije se alejkesselam është përshëndetje e të vdekurve, dije se alejkesselam është përshëndetje e të vdekurve.”* Pastaj m’u afrua dhe tha: *“Kur njeriu takon vëllanë e tij besimtar, le t’i thotë: Es selamu alejkum ue rahmetull-llah.”* Këtë përshëndetje Pejgamberi alejhi selam ma ktheu duke më thënë: *“Ue alejke ue rahmetull-llah, ue alejke ue rahmetull-llah, ue alejke ue rahmetull-llah.”* (Transmetojnë Tirmidhiu, Ebu Davudi, Ahmedi e të tjerë)

5. Lejohet ngritja në këmbë kur jepet selami për përurim a ngushëllim. Gjithashtu lejohet ngritja për t’i ndihmuar të paaftit (të gjymtit), ngritja e birit për babanë e tij, e gruas për burrin e saj dhe e kundërta. Po ashtu, ngritja e një personi nga vendi i tij për t’i dalë përpara mysafirit të tij ose atij që vjen nga udhëtimi. Por nuk lejohet t’i ngrihemi një

personi, ose një personi tjetër që është ulur, siç është rasti me mbretërit dhe diktatorët. Vetëm nëse ngritja bëhet me ndonjë interes (dobi), siç është rasti i ngritjes së Ma'kal bin Jesarit kur, gjatë besatimit, mënjanoi degën e një peme nga koka e Resulull-llahut alejhi selam. (Transmeton Muslimi) Sa i përket ngritjes me qëllim përshëndetjeje kur shohim dikë të hyjë në një mexhlis (tubim), mendimi më i saktë për këtë është se një sjellje e tillë është e ndaluar. Sipas një transmetimi, thuhet se Muaviu ka hyrë në një shtëpi ku gjendeshin Ibni Amiri dhe Ibni Zubejri. Ibni Amiri u ngrit, kurse Ibni Zubejri mbeti ulur. Atëherë Muaviu r.a. i tha (Ibni Amirit): "Ulu, se unë e kam dëgjuar Resulull-llahun sal-lAllahu alejhi ue sel-lem duke thënë: *"Kush gëzohet kur t'i shohë njerëzit se janë ngritur për të, le ta bëjë gati ulësen e tij prej zjarri."* (Transmetojnë Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu e të tjerë)

6. Nuk do të ishte i plotë selami nëse do të bëhej vetëm me shenjë, pa i shoqëruar shenjës edhe fjalët e selamit, duke u bazuar në hadithin që e transmeton Xhabiri r.a., ku thuhet: *"Mos u përshëndetni siç përshëndeten çifutët, sepse përshëndetjet e tyre bëhen me kokë, duar dhe isharet."* (Transmeton Nesaiu me sened të mirë) Ky rregull i kushtohet atij që ka aftësi folëse dhe i nënshtrohet urdhëresave fetare. Përndryshe, një gjest i tillë do të ishte në frymën e sheriatit islam nëse personi në fjalë do të ishte i zënë me diçka që do ta pengonte në kthimin e selamit, siç është rasti me falësin e namazit, me atë që është larg, atë që është shurdh a memec etj.

7. Nxitja për ta përhapur selamin sa më shumë, sipas hadithit: *"A doni t'ju udhëzoj në një gjë që, nëse e punoni do të duheni: Përhapeni selamin mes jush."* (Transmeton Muslimi) Urdhri për ta përhapur selamin u dha që të përhapet hajri (dobia), të bashkohen zemrat dhe të njësohen radhët tona.

8. S'është mirë që selamin ta lëmë e të mos e përdorim me fëmijët, sipas transmetimit që përcillet nga Enesi r.a. kur ai ishte duke kaluar pranë disa fëmijëve dhe i dha selam.

Pastaj shtoi: “Një gjë të tillë e vepronte Pejgamberi alejhi selam.” (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi) Kjo me të vërtetë është një nga sjelljet më madhështore të Resulull-llahut alejhi selam. Ngase në të kemi prova se si duhet t’i ushtrojmë fëmijët që ta mësojnë Sunetin e Pejgamberit alejhi selam dhe rregullat e ligjit islam, që të edukohen me to.

9. Nuk duhet ta harrojmë selamin kur largohemi nga tubimi, sipas hadithit të Pejgamberit alejhi selam: “Kur vini në tubim, jepni selam, e nëse e shihni se më mirë është të uleni, atëherë uluni. Nëse ndërkohë ngriheni, e të tjerët ende janë të ulur, jepni selam, ngase selami i parë (kur keni hyrë në mexhlis) nuk është më i vlefshëm se selami tjetër.” (Transmetojnë Ahmedi dhe të tjerët. Hadithi është sahih)

10. Nuk lejohet që jobesimtari të përshëndetet me selam, sipas hadithit: *“Mos i përshëndetni çifutët dhe të krisherët me selam, por, nëse i takoni, detyrojini ata që t’u përmbahen anëve të rrugës.”* (Transmeton Muslimi)

# 8. RREGULLAT E GJUMIT

1. Muslimani të mos e vonojë gjumin e tij pas faljes së namazit të jacisë, vetëm për ndonjë nevojë të madhe, si p.sh. studimi i ndonjë lënde, gostia e ndonjë mysafiri, ose shoqërimi dhe qëndrimi me bashkëshorten. Ebu Berzeja transmeton se Pejgamberi alejhi selam e ka urryer fjetjen para namazit të jacisë dhe bisedimin pas tij.” (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

2. Të bjerë të flejë me abdest, sipas hadithit: *“Kur do të flesh, merr abdestt siç merr për namaz.”* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

3. Kur të bjerë të flejë, të shtrihet në anën e tij të djathtë dhe ta mbështjellë po atë anë. E më vonë, s’prish punë nëse kthehet në anën e tij të majtë.

4. Të mos shtrihet në bark gjatë fjetjes, qoftë ditën a natën, duke u bazuar në hadithin: *“Vërtet ajo është një shtrirje të cilën e urren Allahu i Lartmadhërishëm.”* (Transmeton Ebu Davudi me sened sahih)

5. Të lexojë ajeti Kursijjen, dy ajetet e fundit të sures Bekare, suren Kulhuvell-llahu ehad dhe suret Felek dhe Nas.

6. Së fundi le të lexojë këtë dua: BISMIKELL-LLAHUMME VEDA’TU XHENBI VE BISMIKE ERFAUHU. ALLAHUMME IN EMSEKTE NEFSI FEGFIR LEHA VE IN ERSELTEHA FAHFEDHHA BIMA TAHFEDHU BIHI IBADEKES SALIHIN. ALLAHUMME INNI ESLEMTU NEFSI ILEJK VE FEVVEDTU EMRI ILEJK VE ELXHE’TU DHAHRI ILEJK, ESTAGFIRUKE VE ETUBU ILEJK. AMENTU BI KITABIKEL LEDHI ENZELT, VE BI NEBIJJIKEL-LEDHI ERSELT, FEGFIRLI MA KADDEMTU VE MA AHHART, VE MA ESRERTU VE MA A’LENT, VE MA ENTE A’LEMU BIHI MINNI ENTEL MUKAD-

DIMU VE ENTEL MUEHHIR, LAILAHE IL-LA ENT, RABBI KINI ADHABEKE JEVME TEB'ATHU IBADEK. *(Në emrin Tënd, o Allahu im, shtrihem dhe në emrin Tënd ngrihem. O Allah, nëse e merr shpirtin tim, fale atë, e nëse e kthen, mbroje me atë me çka i mbron robërit e tu të mirë. O Allah, unë shpirtin tim ta kam dorëzuar Ty, çështjen time ta kam lënë Ty, trupin tim e kam strehuar te Ti, Ty të kërkoj falje dhe pendohem te Ti, i besoj Librit Tënd, të cilin e ke zbritur Ti, Pejgamberit Tënd, të cilin e ke dërguar Ti, m'i fal mua mëkatet që kam bërë dhe që do t'i bëj; ato që i kam bërë fshehurazi dhe ato që i kam bërë haptazi dhe ato që i di Ti më mirë se unë. Ti je i përhershëm pa fillim dhe i përhershëm pa mbarim. Nuk ka zot tjetër përveç Teje. O Allah, më ruaj nga dënimi Yt ditën kur do t'i ringjallësh robërit e Tu.) Transmetojnë Ebu Davudi e të tjerët me sened sahih.*

7. Nëse njeriu lëviz gjatë natës, është mirë të thotë: LA ILAHE IL-LALLAHUL VAHIDUL KAHHAR, RABBIS-SEMAVATI VEL ERDI VE MA BEJNEHUMA AZIZUL GAFFAR. (Nuk ka zot tjetër përveç Allahut, të Vetmit, Fuqiplotë. Zot i qiejve dhe i Tokës dhe i gjithë asaj që gjendet mes tyre. Ai është i fuqishëm dhe falës.) E shënoi Hakimi dhe e bëri autentik. Me të u pajtua Dhehebiu.

8. Nëse gjatë natës trembet, trishtohet ose e kap ndonjë tmerr i madh, preferohet të thotë këtë dua: EUDHU BI KELIMATIL-LAHIT-TAMMATI MIN GADABIHI VE IKABIHI VE SHERR-RRI IBADIHI, VE MIN HEMEZATISH-SHEJATIN, VE EN JAHDURUN. (Kërkoj mbrojtje (strehim) me Fjalët e plota të Allahut, të më ruajë nga hidhërimi dhe dënimi i Tij, nga sherri i robërve të Tij dhe nga pështjellimet (hutitë) e shejtanit, dhe të më ruajë nga shoqërimi i tyre.) Transmeton Ebu Davudi. Hadithi është i vërtetë.

9. Të mbulohet me jorganin (mbulojën) e vet kur të flejë, sipas hadithit: *"Kur shkoni të flini, merreni mbulojën dhe mbështilleni me të trupin. Pastaj përmendeni Allahun (thoni bismil-lahin), sepse nuk e dini se ç'mund të ngjajë gjatë fjetjes."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

10. Kur të zgjohet dhe para se të ngrihet nga shtrati, le të thotë: ELHAMDULIL-LAHIL-LEDHI AHJANA BA'DEMA EMATENA VE ILEJHIN-NUSHUR. (Falënderimi i qoftë Allahut i Cili na ngjalli pasi na bëri të vdekur dhe tek Ai është rikthimi.) Transmeton Buhariu.

11. Të pastrojë zemrën e tij nga çdo urrejtje që ka ndaj çdo muslimani dhe ta përgatisë vetveten për çdo fatkeqësi që mund t'i ndodhë nga njerëzit.

12. T'i bëjë një llogari vetes dhe t'i shqyrtojë veprat dhe fjalët e kaluara.

13. Të nxitojë për t'u penduar nga çdo mëkat dhe të kërkojë falje nga mëkatet e veprave që të bëra gjatë ditës.

# 9. Kur të shohim ëndërr

1. Kur ëndërrojmë diçka që kemi dëshiruar duhet ta falënderojmë Allahun dhe të mos ia rrëfejmë ëndrrën askujt, përveç atij që e duam.

2. E, kur të ëndërrojmë diçka që urrejmë, duhet të kërkojmë mbrojtje tek Allahu nga sherri i saj dhe të pështyjmë (pa pështymë) nga e majta tri herë. Pastaj të themi "Eudhubil-lahi minesh shejtanirr rraxhim" tri herë dhe ta ndërrojmë anën nga kemi qenë të kthyer. Atë ëndërr s'bën t'ia tregojmë askujt. Pastaj është mirë të ngrihemi dhe të falim namaz, nëse është e mundshme. Ngase është më mirë dhe më e sigurtë.

# **10. HAPJA E GOJËS** (NGA GJUMI, LODHJA)

1. Kur njeriut i hapet goja (nga gjumi, lodhja, etj.), duhet ta mbulojë gojën me dorë sa më shpejt, në mënyrë që të mos i shihet goja hapur, duke u bazuar në hadithin: *“Hapja e gojës është prej shejtanit, e kur t’ju hapet goja, mundohuni ta mbyllni sa të mundeni.”* (Transmeton Muslimi) E nëse nuk mund ta mbajë gojën mbyllur, atëherë le ta mbulojë gojën e tij me dorë, sipas hadithit: *“Kur t’ju hapet goja, mbulojeni atë me dorë, ngase shejtani ju futet brenda.”* (Transmeton Muslimi)

2. S’është në rregull që gjatë hapjes së gojës të thuhet Eudhubil-lahi (kërkimi i mbrojtjes nga shejtani), ngase një gjë e tillë nuk është theksuar nga Pejgamberi alejhi selam e as nga as’habët e tij.

# 11. RREGULLAT GJATË TESHTITJES

1. Ai që teshtin duhet ta ulë zërin e tij gjatë teshtitjes, duke punuar sipas hadithit që transmeton Ebu Hurejra r.a.: “Kur Pejgamberi alejhi selam teshtinte, e mbulonte fytyrën me duar a me shami dhe kështu e ulte zërin e tij.” (Transmetojnë Ahmedi, Ebu Davudi e të tjerë. Hadithin e bënë autentik Hakimi edhe Dhehebiu)

2. Ai që teshtin duhet të jetë i kujdesshëm ndaj shoqërisë së tij. Nëse ka ndonjërin në anë të djathtë e nuk ka askë në anë të majtë, duhet ta kthejë kokën nga e majta, që të mos e neverisë ose dëmtojë shokun e tij. Por nëse gjendet në një tubim dhe është i rrethuar me njerëz, si në të djathtë ashtu edhe në të majtë, atëherë duhet të teshtijë para vetes së tij.

3. Është e preferueshme (mustehab) për atë që teshtin ta falënderojë Allahun (të thotë Elhamdulil-lah) pas teshtitjes. Por të pranishmit nuk duhet të nxitojnë për ta falënderuar Allahun kur e dëgjojnë ndonjërin prej tyre duke teshtitur. Ekzistojnë disa versione për mënyrën e falënderimit të Allahut, që janë theksuar në librat e Sunetit, e ato janë:

a) Elhamdulil-llah,

b) Elhamdulil-lahi rabbil alemin,

c) Elhamdulil-lahi ala kul-li hal,

d) Elhamdulil-lahi hamden kethiren tajjiben mubareken fihi, kema juhibbu rabbuna ve jerda.

4. Ai që e dëgjon atë duke thënë “Elhamdulil-lah”, duhet t’i thotë: “Jerhamukell-llah”. E nëse nuk e dëgjon duke e falënderuar Allahun, nuk ka nevojë t’i thotë “Jerhamukell-llah”, por as t’ia përkujtojë falënderimin (Elhamdulil-lahin).

5. Nëse teshtin jobesimtari dhe e falënderon Allahun e Lartësuar, atëherë atij duhet t’i thuhet: “Jehdikumul-llahu ve juslihu balekum” (Allahu ju udhëzoftë dhe jua përmirësoftë gjendjen tuaj), duke u bazuar në hadithin që transmeton Ebu Musa el Esh’ariu r.a., i cili thotë: “Çifutët teshtinin pranë Resulull-llahut sal-lall-lahu alejhi ue sel-lam dhe, kur thonin Elhamdulil-lah, shpresonin që t’u thuhet nga Pejgamberi alejhi selam “Jerhamukull-llah”, por ai u thoshte: *“Jehdikull-llahi ve juslihu balekum.”* (Transmetojnë Ahmedi në Musned, Buhariu në Ebedul mufred e të tjerë)

6. Nëse teshtin më tepër se tri herë, atëherë ai nuk duhet të thotë “Elhamdulil-lah”, ngase ajo është shenjë e ftohjes (ose flamë), sipas hadithit: *“Kur ndonjë nga ju teshtin, ai që është ulur pranë tij le të thotë: Jerhamukell-llah, e nëse teshtin më tepër se tri herë, atëherë ajo është ftohje dhe të mos i thotë asgjë.”* (Transmeton Ebu Davudi në sunenin e tij shkurtimisht)

Gjithashtu, nuk bëhet dua për atë që teshtin më tepër se tri herë e as nuk i thuhet “ShefakAllahu ve afak”. (Allahu të shëroftë e të faltë)

7. Nëse teshtin kur imami është duke ligjëruar, le të thotë “Elhamdulil-lah”, por nëse dikush tjetër teshtin, atëherë nuk bën t’i themi “Jerhamukumull-llah”, ngase heshtja gjatë ligjërimit (hutbes) është vaxhib (obligim).

# 12. RREGULLAT PËR TË SËMURIN DHE VIZITUESIT

## a) Rregullat që duhet t'u përmbahet i sëmuri

1. Ai që është i sëmurë, ose e ka fëmijën të sëmurë, është i obliguar që, në vend të ankimit dhe ofshamave, të përmendë Allahun, t'i kërkojë falje (istigfar) dhe të bëjë ibadet. Muslimanët e parë, Allahu i mëshiroftë, ishin prej atyre që nuk pranonin, bile urrenin, t'u ankoheshin njerëzve, ndonëse ankimi është një lloj qetësimi për të sëmurin, mirëpo ashtu dëshmohet dobësia dhe dorëzimi, e nëse durojmë, dëshmojmë forcën dhe përballimin.

2. Lejohet për të sëmurin që t'i ankohet mjekut dhe shokut të ngushtë për sëmundjen dhe dhimbjet që ka, por nëse me këtë nuk dëshmon hidhërim dhe plogështi.

3. Ai duhet ta vërë dorën e tij në vendin e dhimbjeve e pastaj të lutet me ato lutje që kanë mbështetje në hadith. Për shembull të thotë: BISMIL-LAHI, e pastaj të thotë shtatë herë: EUDHU BI IZZETIL-LAHI VE KUDRETIHI MIN SHERR-RRI MA EXHIDU VE UHADHIR *(Kërkoj mbrojtje me fuqinë e Allahut dhe mundësinë e Tij nga e keqja që më ka goditur dhe së cilës i frikësohem.)* (Transmeton Muslimi)

4. Duhet t'u kërkojë falje atyre që u ka bërë të padrejtë, të shkruajë një testament, ku do t'i shënonte obligimet që i kanë njerëzit ndaj tij dhe borxhet që i ka ai ndaj tyre, dhe ta theksojë pjesën e pasurisë të cilën dëshiron ta lërë trashëgim (për të tjerët), duke mos i dëmtuar trashëgimtarët në trashëgiminë e tyre.

5. I sëmuri nuk guxon kurrsesi të përdorë hajmali ose të shkrijë plumb a të bëjë diçka që e ka ndaluar sheriati, me përjashtim të asaj që t'i fryhet me Kur'an dhe të bëhen lutje që bazohen në sheriat.

6. Të nxitojë për të bërë pendim të sinqertë, duke i plotësuar të gjitha kushtet e teubes dhe t'i rreket punës së mirë e të vyeshme.

7. I sëmuri të ketë gjykim të mirë ndaj Allahut të Lartësuar dhe t'i kthehet Atij duke ia hapur krahun e frikës dhe krahun e shpresës dhe duke bashkangjitur punën e sinqertë. Kjo duhet bërë duke u bazuar në hadithin: *"Mos të vdesë askush prej jush pa gjykim të shëndoshë e të mirë ndaj Allahut."* (Transmeton Muslimi)

### b) Rregullat për vizituesit

1. Të vizitohet i sëmuri me nijjet të pastër dhe qëllim të mirë, siç vizitohet një dijetar që vepron sipas dijes së tij ose një vëlla që është besimtar i denjë. Një vëlla vizitohet me qëllim që të udhëzohet në të mbarë dhe t'i tërhiqet vërejtja nga e keqja me metodë të butë dhe njerëzore ose vizita ka për qëllim që t'i kryhet një punë, t'i lahet një borxh ose të kuptohet gjendja e tij. Pejgamberi alejhi selam thotë: *"Kush e viziton (për t'i dhënë durim) një të sëmurë ose e viziton një vëlla të tij vetëm për hir të Allahut (pra pa kurrfarë interesi), atij i vjen një thirrës duke i thënë: "Je i bekuar dhe të është bekuar ecja, e i ke përgatitur vetes një vend në xhenet."* (Transmetojnë Tirmidhiu dhe Ibni Maxhe me sened të mirë)

2. Duhet të jetë i kujdesshëm dhe t'u përmbahet disa rregullave, që të mos e rëndojë të vizituarin, p.sh. ta vizitojë në kohë të përshtatshme për vizitë. Nëse i sëmuri ndodhet në shtëpinë e tij, duhet t'i kërkohet leje para shkuarjes tek ai dhe të trokasë në derë njerëzishëm. Kur hyn tek i sëmuri, duhet të ulë shikimi (e të mos shikojë djathtas e majtas e as përvjedhshëm), të prezantojë veten dhe të mos ndalet shu-

më, ngase qëndrimi i tepërt e rëndon dhe ngushton të sëmurin.

3. Vizituesi duhet të bëjë dua për shërim dhe shëndet për të sëmurin, ngase Pejgamberi alejhi selam kur hynte te ndonjë i sëmurë thoshte: *“Mos u brengos, insha Allah është pastrim (i mëkateve të tua).”* (Transmeton Buhariu)

4. Me dorën e tij të djathtë le ta prekë të sëmurin dhe le t’i thotë: ALLAHUMME RABBEN-NASI EDH’HEBIL BE’SE VESH-FI ENTESH-SHAFI. LA SHIFAE IL-LA SHIFAUK. SHIFAEN LA JUGADIRU SEKAMA. (*O Allah, Zot i njerëzve, largoja këtë brengë dhe shëroje atë, se vetëm Ti je shërues. Nuk ka shërim të vërtetë përveç shërimit Tënd, shërim të cilit nuk mund t’i kthehet sëmundja.)* Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi.

5. Vizituesi duhet ta ulë shikimin e të mos jetë i bezdisshëm me pyetje (pra të pyesë pak), ta shfaqë përkëdhelësinë para të sëmurit dhe ta këshillojë që të bëjë durim, sepse në të ka shpërblim të madh. Gjithashtu, ai duhet t’ia tërheqë vërejtjen nga rënkimet, sepse ato i shtojnë mëkatet dhe e humbin shpërblimin (e durimit).

6. Kur të shohë ndonjë të sëmurë a të gjymtuar, le të lutet fshehurazi që të ketë shëndet për vete, duke thënë: ELHAMDULIL-LAHIL-LEDHI AFANI MIMMA IBTELAKE BIHI VE FEDDALENI ALA KETHIRIN MINEL HALKI TAFDILA. *(Falënderimi i qoftë Allahut, i Cili më ka dhënë shëndet me atë që ty të ka provuar dhe më ka mbivlerësuar dukshëm mbi shumë krijesa.)* Transmeton Tirmidhiu, hadithi është sahih.

## 13. RREGULLAT E NGUSHËLLIMIT, FALJES SË NAMAZIT TË XHENAZES DHE VARROSJES SË SAJ

1. Është e preferueshme (mustehab) të vizitohet familja e të vdekurit, ndërsa fjalët e ngushëllimit sipas Sunetit janë këto: *"Duro dhe kujto se e Allahut është ajo që e ka dhënë dhe e Atij është ajo që e ka marrë, e tek Ai çdo gjë është me afat të caktuar."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

2. Nuk është mirë që ngushëllimi të bëhet nëpër gazeta, ngase kjo është një mënyrë e propagandës të cilën Pejgamberi alejhi selam e ka ndaluar, sepse qëllimi i saj është publikimi i vdekjes dhe shpallja e saj.

3. Është mirë që njeriu të marrë udhëtim për ta ngushëlluar dikë, sidomos kur është i afërt për personin në fjalë. Ndërsa mosshkuarja e tij për ngushëllim nga aspekti fetar konsiderohet këputje e lidhjeve familjare.

4. Nuk është mëkat nëse njeriu i informon të tjerët se filani ka vdekur dhe se në filan vend do t'i falet xhenazja, duke u bazuar rastin kur Pejgamberi alejhi selam i informoi njerëzit për vdekjen e Nexhashiut dhe doli me ta në vendfalje dhe e fali xhenazen e tij (në mosprani të xhenazes).[1]

5. Është mirë të nxitohet me përgatitjen e xhenazes, duke u bazuar në hadithin: *"Nxitoni në përgatitjen e xhenazes, nëse xhenazja është e mirë (me vepra të mira), ju do të lëshoni mirësi në tokë, e nëse nuk është e tillë, atëherë*

[1] Është e njohur se Nexhashiu u fundos në det gjatë udhëtimit me anije. (Shënim i përkthyesit)

*është sherr dhe hiqeni qafësh prej jush."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi) Nuk është mirë të vonohet xhenazja për shkak të pritjes së disa anëtarëve të familjes, përveç asaj kohe që është e zakonshme. E kur të vijë anëtari i familjes (dhe nuk ka arritur që t'ia falë xhenazen), mund t'ia falë xhenazen te varri, ashtu siç ka vepruar Pejgamberi alejhi selam kur ia pati falur xhenazen një gruaje të cilën familja e saj e varrosi pa e informuar Pejgamberin alejhi selam. Në atë rast Pejgamberi alejhi selam pati thënë: *"Më tregoni se ku e ka varrin."* Ata i treguan, e pastaj ia fali xhenazen." (Transmeton Buhariu)

6. Nuk është sunet i Pejgamberit alejhi selam e as sunet i as'habëve të tij që t'i bëhet dua të vdekurit në formë kolektive pas varrimit, kur njëri bën duanë, kurse të tjerët t'i thonë amin. Por, Pejgamberi alejhi selam preferonte që njerëzit të bënin lutje, secili për vete e jo në mënyrë kolektive, për t'ia falur Allahu mëkatet të vdekurit dhe ta lusnin Allahun që t'ia mundësojë t'i kalojë pyetjet e varrit me lehtësi.

7. Dijetarët islamë preferuan që xhenazja e femrës të lëshohet në varr me mbulesë të veçantë (në formë të perdes), që të mos e shohin njerëzit. Kjo mënyrë është më e ndershme, sepse mund të ndodhë që, kur të lëshohet në varr, t'i shpalohet qefini.

8. Është e ndaluar me sheriat që të vishen rroba të veçanta për ngushëllim, siç është rasti me ngjyrën e zezë të rrobave. Një gjë e tillë është prej bidateve (risive) në fe. Kjo veshje mund të aludojë se njeriu është i hidhëruar me veprën e Allahut të Lartësuar.

9. Nuk lejohet të ngushëllohen ithtarët e Librave dhe të tjerët nga jobesimtarët nëse atyre u vdes ndokush, as nuk lejohet prania në varrimin e tyre.

10. Nuk prish punë nëse dikush prej ithtarëve të Librave, ose dikush tjetër prej jobesimtarëve, ngushëllon një musliman me rastin e vdekjes së ndonjë muslimani. Për ta besimtari duhet të lutet që Allahu t'i udhëzojë.

# 14. RREGULLAT E VESHJES

1. Është e ndaluar për mashkullin të veshë rroba të mëndafshta dhe të stoliset me ar, duke u bazuar në hadithin e Pejgamberit alejhi selam kur mori mëndafshin në dorën e djathtë dhe arin në të majtën e tha: *"Vërtet këto dy gjëra janë haram për meshkujt e umetit tim."* (Transmeton Ebu Davudi me sened të mirë)

2. Të mos i lëshojë rrobat e tij (qofshin shallvare, xhelabije apo pantallona) nën nyjen e këmbës, sipas hadithit: *"Ç'është më poshtë se nyja e këmbëve nga rrobat që njeriu mban, është e zjarrit."* (Transmetojnë Buhariu, Ibni Maxhe dhe Ahmedi)[2]

3. Femra është e detyruar t'i lëshojë rrobat e saj derisa t'i mbulojnë edhe këmbët. Ajo duhet të vërë edhe shami në kokë, që me anë të saj të mbulojë qafën dhe gjoksin e saj, duke u mbështetur në ajetin kur'anor: ***"O ti Pejgamber, thuaju grave të tua, bijave të tua dhe grave të besimtarëve le t'i vënë shamitë*** *(mbulojat)* ***e veta mbi trupin e tyre..."*** (Ah'zab, 59) Gjithashtu, në ajetin kur'anor thuhet: ***"Le t'i vënë shamitë mbi kraharorin e tyre dhe të mos ua tregojnë bukuritë e tyre askujt, përveç burrave të vet..."*** (Nurë, 31)

---

[2] Arabët aristokratë dhe të lirë, për t'u dalluar nga robërit dhe të varfërit, mbanin xhelabi të gjata deri në fund të këmbëve. Meqë Islami urren ndarjen e njerëzve në të pasur dhe të varfër, në të lirë dhe në robër, Pejgamberi alejhi selam urdhëroi që të mos mbahen xhelabitë e gjata dhe ua tërhoqi vërejtjen se ata që nuk e përfillin këtë urdhëresë do të dënohen me zjarr. Shih më gjerë librin "Nejlul evtar" të Shevkanit. (Shënim i përkthyesit)

4. Të mos veshë muslimani rrobat e muslimanes, por as muslimania rroba burrash, duke u bazuar në hadithin: *“Allahu i ka mallkuar burrat që bëhen si gra dhe gratë që bëhen si burra.”* (Transmeton Buhariu) Dhe hadithin: *“Allahu e ka mallkuar burrin që vishet me rroba grash dhe gruan që vishet me rroba burrash.”* (Transmeton Buhariu)

5. Kur të vishet (a mbathet), le të fillojë me të djathtën e kur të zhvishet (zbathet), le të filojë me të majtën, sipas hadithit: *“Kur të vishet (mbathet) ndonjë nga ju le të fillojë me të djathtën e kur të zhvishet (zbathet), le të fillojë me të majtën.”* (Transmeton Muslimi) Gjithashtu, në hadith thuhet: “Pejgamberi alejhi selam gjithmonë e donte të djathtën në çdo punë, si në mbathje, veshje dhe në pastrim.” (Transmeton Muslimi).

6. Kur muslimani vishet me rroba të reja le të thotë: “ALLAHUMME LEKEL HAMD, ENTE KESEVTENIHI. ES’ELUKE HAJREHU VE HAJRE MA SUNIA LEHU. VE EUDHU BIKE MIN SHERR-RRIHI VE SHERR-RRI ME SUNIA LEHU.” (O Allah, ty të takon falënderimi. Ti ma bëre të mundur që ta vesh këtë (teshë). Kërkoj prej Teje të mirën e saj dhe të mirën për të cilën është qepur (prodhuar) dhe kërkoj mbrojtje te Ti nga sherri i saj dhe sherri për të cilin është qepur (prodhuar).) Transmetojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu. Hadithi është hasen.

# 15. Mësuesi dhe nxënësi

## a) Virtytet e mësuesit

1. Ta mësojë dikë vetëm për hir të Allahut.

2. Të edukohet moralisht me gjërat që i ka cekur sheriati, siç janë: të jetë i devotshëm dhe të mos jetë i dhënë pas dynjasë, të jetë bujar, dorëdhënës, fisnik dhe fytyrëçelur.

3. Të ruhet nga xhelozia, mendjemadhësia dhe pëlqimi i vetvetes. Të mos i nënçmojë njerëzit, edhe nëse janë në shkallë më të ulët se ai.

4. Të jetë përherë në përkujtim të Allahut të Lartësuar, qoftë vetë a në shoqëri, gjithashtu t'i kushtojë kujdes leximit të Kur'anit, namazeve nafile dhe detyrave të tjera që e afrojnë tek Allahu i Lartësuar.

5. Të jetë gjithmonë në kontakt me veprimtarinë e vet shkencore, duke lexuar, duke përsëritur, duke gjurmuar, duke bërë komente, studime dhe punime shkencore.

6. Të jetë aktiv në arsimimin e njerëzve, ngase arsimimi është bazë me të cilën forcohet feja dhe garantohet ruajtja e diturisë (shkencës). Arsimimi është prej çështjeve më elementare të fesë dhe njëkohësisht është ibadet më i çmueshëm dhe farzi kifaje më i kërkueshëm.

7. Ta edukojë nxënësin me edukatë islame në mënyrë suksesive (të shkallëzuar). Ai duhet të përpiqet ta edukojë nxënësin me virtyte të mira, të jetë i dashur ndaj tij dhe të interesohet për nevojat e tij përparimtare. Ai duhet të dëshirojë për nxënësin atë që ia dëshiron vetvetes dhe duhet të urrejë atë që urren për vete.

Mësuesi nuk duhet të jetë mendjemadh para nxënësit, por i butë dhe modest.

### b) Virtytet e nxënësit

1. Duhet ta pastrojë zemrën e tij nga çdo gjë e dëmshme, në mënyrë që të mund të pranojë diturinë, ta mbajë mend dhe të ketë dobi prej saj.

2. Ai duhet t'i ndërpresë të gjitha kontaktet e tij me gjërat që e shqetësojnë dhe e pengojnë nga studimi i tij serioz dhe i suksesshëm. Nxënësi duhet gjithashtu të jetë i kënaqur me pasuri të vogël dhe ushqim modest, që t'i bëjë durim edhe jetës së vështirë.

3. Të jetë modest ndaj diturisë dhe mësuesit, se përmes modestisë arrin diturinë.

4. Të sillet ndaj mësuesit të vet në mënyrë të ndershme. Ai duhet të besojë se mësuesi ka kualifikim të plotë për lëndën e tij dhe ta mbivlerësojë ndaj shumicës së kolegëve të tij në aspektin shkencor.

5. Të kujdeset që mësuesi i tij të jetë gjithmonë i kënaqur me të, edhe nëse ndonjëherë bie ndesh me mendimin e tij personal. Nxënësi assesi s'duhet të hyjë në klasë pa marrë leje.

6. Të hyjë në klasë me seriozitet të plotë dhe korrektësi. Ai duhet të jetë i përkushtuar tërësisht në ligjëratën e tij dhe të mos e preokupojë mendjen me gjëra të tjera. Nxënësi gjithashtu duhet të jetë i pastër, dhëmbët t'i ketë të larë, flokët e rregulluara, thonjtë e prerë dhe i parfumosur me erë të këndshme.

7. T'u japë selam të pranishmëve me një ton që do ta kishin dëgjuar me siguri, kurse mësuesin ta veçojë me një nder të posaçëm.

8. Të mos i kalojë të pranishmit, por të ulet ku ka vend.

9. Të jetë i sjellshëm ndaj shokëve të tij dhe ndaj atyre që janë të pranishëm në klasë, sepse sjellja e mirë ndaj tyre do të thotë edhe sjellje e mirë ndaj mësuesit.

10. Nëse bën pyetje, duhet ta bëjë me ton të ulët dhe me fjalë të zgjedhura. Nxënësi nuk duhet të turpërohet që t'i bëjë pyetje mësuesit nëse diçka nuk e kupton ose e ka të paqartë.

11. Të jetë në kontakt me mësimet e tij në çdo kohë, qoftë natën a ditën, qoftë në shtëpi a në udhëtim.

# 16. RREGULLAT E KËRKIMIT TË LEJES

1. Muslimani duhet të kërkojë leje për të hyrë tri herë. Sipas hadithit: “Kur të kërkoni leje tri herë dhe nuk ju jepet leja, atëherë kthehuni.” (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

2. Të mos qëndrojë para derës kur kërkon leje ose kur i bie ziles. Kur një njeri kërkoi leje nga Muhammedi alejhi selam, duke qëndruar para derës, Muhammedi alejhi selam doli dhe e pa duke qëndruar para derës dhe i tha: *“Ti qëndron këtu, por duhet të jesh atje (pra më larg derës), sepse kur kërkon leje nuk ke të drejtë edhe të hedhësh sytë (brenda shtëpisë).”* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

3. Por nëse ka për qëllim të hyjë, atëherë le të thotë: “Es-selamu alejkum, a mund të hyj?” Sepse një njeri prej fisit Beni Amir kërkoi leje prej Pejgamberit alejhi selam kur ai ishte në shtëpi, e ai i tha: “Kthehu ku ishe.” E pastaj Pejgamberi alejhi selam i tha shërbëtorit të tij: “Dil deri tek ai dhe mësoje sesi kërkohet leja për të hyrë. Le të thotë: “Es-selamu alejkum, a të hyj?” (e shërbëtori ia tregoi këto fjalë atij). E ai tha: “Es-selamu alejkum, a të hyj?” Pejgamberi alejhi selam e lejoi që të hyjë e ai hyri. (Transmetojnë Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerë)

4. Kur të kërkojë leje për të hyrë, është mirë të trokasë (të përplasë) këpucët ose të kollitet gjatë hyrjes, qoftë edhe në shtëpinë e vet, që t’ua bëjë me dije se ka hyrë dhe të mos i takojë në ndonjë gjendje të padëshirueshme.

# 17. Rregullat e shoqërimit

**Nga më të rëndësishmet janë:**

1. Sjellja e mirë me vëllezërit dhe moshatarët, ngase vëllazëria është gjëja më e çmueshme për njeriun.

2. Muslimani duhet t'i përmirësojë të metat që sheh te shokët e tij, por së pari duke u kërkuar falje (nëse keqkuptohet). Të mos bëhet i bezdisshëm duke ua përmendur të metat që kanë prej natyre.

3. T'ua falë mangësitë vëllezërve dhe të mos i qortojë ata.

4. Të mos kundërshtohet me vëllezërit e tij dhe të pajtohet me ta aty ku lejon sheriati.

5. Të mos ketë xhelozi ndaj tyre për begatitë që Allahu xh.sh. u ka dhuruar, siç janë p.sh. pasuria a dituria. Xhelozia është një prej shtyllave të mosbesimit, ndërsa pasojat e saj janë shkatërruese. Për muslimanin është më mirë që gjithmonë të jetë i gëzuar për të mirat që kanë vëllezërit e tij.

6. Të mos i bëjë rezistencë vëllait të tij në ato çështje prej të cilave pasojnë vetëm dëme të mëdha.

7. Të ketë gjithmonë turp para tyre.

8. Të jetë përherë i drejtë me ta dhe i çiltër (i pastër) në dashurinë ndaj tyre.

9. Të jetë fytyreçelur e jo i mërrolur kur t'i takojë ata, të jetë gojëmbël, zemërgjerë, dorëlirë dhe i qetë edhe kur pranon prej tyre fjalë të rënda.

10. Të shoqërohet sa më shumë me shokët e tij më të dijshëm ose më të mençur, më të urtë, më të devotshëm ose më të matur.

11. T'u japë këshilla kur kanë nevojë dhe t'i pranojë këshillat e tyre kur e këshillojnë.

12. Të mos zihet dhe të mos polemizojë shumë me shokët, sepse dashuria shndërrohet në urrejtje.

13. Të mos e ofendojë asnjërin prej tyre dhe të mos e shpërfillë, edhe nëse është i paditur.

14. Ta shtojë dashurinë ndaj tyre duke u dhënë selam, duke i mirëpritur në shtëpinë e tij dhe duke i thirrur me ato cilësi që janë më të dashura për ta.

15. T'i përcjellë fjalët e tyre ose t'i kuptojë në formën më të bukur dhe qëllimin më të mirë.

16. Ta mënjanojë zilinë dhe të jetë zemërgjerë me ta dhe t'ua falë gabimet ndaj tij.

17. Të jetë serioz me ta e të mos bëjë shaka vend e pa vend, sepse në atë mënyrë humb burrërinë.

18. Të mos u besojë fjalëve të përgojuesve dhe mbartësve të thashethemeve kur fyejnë vëllezërit e tij.

## 18. RREGULLAT E SJELLJES NË XHAMI

1. Pastrimi i xhamisë nga ndytësirat, sipas hadithit: *"Pështyrja në xhami është mëkat, e shlyerja e tij është të pastrohet ai vend."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

2. Mbrojtja e xhamisë nga erërat e këqija, qofshin edhe prej gojës së atyre që falen, sipas hadithit: *"Kush ha prej kësaj bime (hudhrës), assesi të mos u afrohet xhamive tona."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

3. Të mos lejohet shitblerja brenda xhamisë (në të gjitha sipërfaqet ku bëhet falja), ngase Pejgamberi alejhi selam e ka ndaluar një gjë të tillë.

4. Të mos ngrihet zëri në xhami, sipas fjalëve të Omerit r.a. "Sikur të kishit qenë ju dy banorë të qytetit, do t'ju kisha rrahur. Si guxoni ta ngrini zërin tuaj në xhaminë e Pejgamberit alejhi selam?!" (Fjala është për dy beduinë që hynë në xhaminë e Resulull-llahut alejhi selam dhe flitnin me zë të lartë.) Transmeton Buhariu.

5. Muslimani duhet të falë dy rekate namaz kur të hyjë në xhami, sipas hadithit: *"Kur të hyni në xhami, mos të uleni pa i falur dy rekate."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

6. Të mos dalë nga xhamia (nëse ndodhet aty), nëse fillon të thirret ezani për namaz, sipas hadithit të Ebi Shashaut, i cili ka thënë: "Ishim ulur pranë Ebu Hurejrës r.a. në xhami. Ndërkohë thirri ezani e njëri prej njerëzve u nis të dalë nga xhamia. Atë e përcolli Ebu Hurejra me shikimin e tij derisa doli nga xhamia dhe tha: "Ta dini se ky e kundërshtoi Ebal Kasimin (Muhammedin alejhi selam)." (Transmeton Muslimi)

7. Të bëjë dua kur të shkojë për t'u falur në xhami. Nga Ibni Ab-basi r. anhuma, e ai nga Resulull-llahu alejhi selam, erdhi ky hadith: ALLAHUME XH'AL FI KALBI NUREN VE FI LISANI NUREN VEXH'AL FI SEM'I NUREN VEXH'AL FI BESARI NUREN VEXH'AL MIN HALFI NUREN VE MIN EMAMI NUREN VEXH'AL MIN FEUKI NUREN VE MIN TAHTI NURA. *(O Allahu im, bë që zemra ime të ketë nur, gjuha ime të ketë nur, veshi im të ketë nur, syri im të ketë nur, bë që prapa meje të ketë nur, para meje të ketë nur, mbi meje të ketë nur dhe nën meje të ketë nur.)* Transmeton Muslimi.

# 19. RREGULLAT NË DITËN E XHUMA

1. Muslimani duhet të bëjë dua dhe të kërkojë falje tek Allahu i Lartësuar sa më tepër, pasi në ditën e xhuma është një moment kur Allahu i pranon lutjet dhe pendimet.

2. Të dërgojë selam dhe salavate për Pejgamberin alejhi selam sa më tepër.

3. Të pastrohet, të parfumoset dhe të veshë rrobat më të mira.

4. Të lexojë suren El-Kehf, sipas hadithit: *"Atij që lexon suren El-Kehf në ditën e xhuma, do t'i ndriçohet me nur (dritë) çdo vepër që ka bërë mes dy xhumave."* (Transmetojnë Nesaiu dhe Hakimi)

5. Të shkojë sa më herët në xhami për të qenë i pranishëm në faljen e xhumasë.

6. Pasi ta falë farzin e xhumasë, le t'i falë katër rekate sunet të xhumasë. Sipas *hadithit "Kur të falni (farzin) pas xhumasë, falni katër rekate (sunet të xhumasë)."* (Transmeton Muslimi)

# 20. RREGULLAT E SADAKASË (LËMOSHËS)

1. Me dhënien e sadakasë muslimani të ketë për qëllim vetëm kënaqësinë e Allahut të Lartësuar.

2. Të japë sadaka prej pasurisë (mallit) më të dashur dhe më të mirë, sipas hadithit: *"Kush jep sadaka së paku edhe një hurmë që ka fituar nga hallalli - se Allahu nuk pranon përveç të pastërtës (të mirën) - atë Allahu e pranon me të djathtën, pastaj e rrit, siç e rritni mazën tuaj, derisa të bëhet (hurma e dhënë sadaka) sa një kodër."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

3. Ta fshehë atë që e jep sadaka (më mirë të mos e publikojë atë), sipas hadithit: *"Shtatë grupe Allahu do t'i vendosë nën hijen e Arshit të Vet... e në ato shtatë grupe është edhe grupi i atyre që ndajnë sadaka (lëmoshë) duke thënë... dhe një njeri që ka dhënë sadaka dhe e ka fshehur këtë derisa dora e tij e majtë nuk ka ditur se ç'ka dhënë dora e djathtë."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

4. T'ua shpërndajë sadakanë të afërmve të tij dhe atyre që kanë nevojë për të.

5. Të zgjedhë kohën më të përshtatshme për dhënien e sadakasë, në të cilën Allahu e dyfishon shpërblimin e punëve të mira, siç është muaji i agjërimit.

# 21. RREGULLAT E DURIMIT

1. Muslimani duhet të jetë gjithmonë durimtar kur t'i ndodhë ndonjë e papritur, sipas hadithit: *"Durimi i vërtetë është ai që shfaqet në rastin e parë të papritur (të ndonjë fatkeqësie)."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

2. Përmendja e Allahut të Madhëruar, dorëzimi dhe përulësia ndaj Tij. Thotë Allahu xh.sh.: ***"Të cilët, kur i godet ndonjë e pakëndshme, thonë: "Ne jemi të Allahut dhe tek Ai kthehemi."*** (El-Bekare 156)

3. Të bëjë durim kur ta godasë diçka e padëshirueshme dhe ta pranojë këtë si një vendim të Allahut xh.sh., sipas hadithit të Pejgamberit a.s., i cili përcjell Fjalën e Allahut xh.sh.: *"Nuk do të ketë dënim për atë besimtar që, kur t'ia marr ndonjë të dashur (qoftë njeri a gjësend) të dynjasë, bën durim për të fituar xhennetin."* (Transmeton Buhariu) Është mirë ta përkujtojë hadithin e Pejgamberit a.s.: *"Është çudi me jetën (çështjen) e besimtarit, e tërë jeta e tij është hajr (mirësi), e atë cilësi nuk e ka kush përveç besimtarit: nëse e qëllon ndonjë e mirë, ai falënderon (Allahun xh.sh.) dhe kjo është hajr për të, e nëse e qëllon ndonjë e keqe, duron (për Allahun xh.sh.), dhe kjo është hajr për të."* (Transmeton Buhariu)

# 22. RREGULLAT E HYRJES NË SHTËPI

1. Kur të hyjë në shtëpi, muslimani duhet të thotë: BISMIL-LAHI VELEXHNA VE BISMIL-LAHI HAREXHNA VE ALA RABINA TEVEK-KELNA *(Në emër të Allahut po hyjmë dhe në emër të Allahut dolëm, e në Zotin tonë po mbështetemi.)* Transmeton Ebu Davudi me sened sahih.

2. Ta përshëndesë me selam familjen e tij.

3. Para se të ulet për të pushuar, le t'i lajë dhëmbët me misvak (a brushë).

## 23. RREGULLAT E AGJËRIMIT

1. Muslimani duhet të largohet prej fjalëve të pavërte-ta dhe të mos punojë sipas tyre. Të largohet prej shpifjes, fjalëve të turpshme, sharjes dhe dëmtimit të njerëzve sipas hadithit: *"Kush nuk largohet nga rrena dhe veprat e ngjashme me të, le ta dijë se Allahu xh.sh. nuk është i nevojshëm për urinë dhe etjen e tij."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi) Dhe hadithit: *"Agjërimi është mbrojtës e, kur agjëroni, mos thoni fjalë të turpshme dhe mos e ngrini zërin. Nëse ndokush ju fyen (provokon) ose ju mëshon, thoni: "Unë jam agjërues."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

2. Të ngrihet për të ngrënë syfyr (ushqimi që hahet para agimit), çkadoqoftë, bile edhe një gotë ujë, duke u bazuar në hadithin: *"Bëni syfyr, se në syfyr ka bereqet."* (Transmeton Ibni Habani në sahihun e tij)

3. Të bëjë iftar me hurma, sipas hadithit: *"Kur të bëni iftar, bëni iftar me hurma, se ajo është bereqet, e nëse nuk mund të gjeni hurma, atëherë pini ujë, se ai është pastrim."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

4. Të shpejtojë me iftarin menjëherë sa të perëndojë dielli (akshami), sipas hadithit: *"Njerëzit do të jenë në hajr (mirësi) derisa të shpejtojnë me iftarin."* (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi)

5. Të bëjë dua (lutje) në iftar me atë që ka bërë dua Pejgamberi alejhi selam, duke thënë: ALLAHUM-ME LEKE SUMTU VE ALA RIRZKIKE EFTARTU VE ALEJKE TEVEK-KELTU VE BIKE AMENTU DHEHEBEDH-DHAMEU VEBTEL-LETIL-URUK VE THEB-BETEL EXHRU IN SHA ALLAH. JA VASIUL FADLI IGFIR LI. ELHAMDULILAHI LEDHI EAANENI FE SUMTU VE REZEKANI FE

EFTARTU. *(O Allahu im, për Ty agjërova dhe prej rizkut Tënd (furnizimit Tënd) bëra iftar, te Ty u mbështeta dhe besova. U shua etja dhe u mbushën kodrat (damarët). U vërtetua shpërblimi, nëse dëshiron Allahu. O Ti që ke dhuntinë e gjerë, më fal mua. Falënderimi i takon Allahut, i Cili më ndihmoi dhe agjërova, më furnizoi e bëra iftar.)* Transmetojnë Ebu Davudi dhe Nesaiu.

6. Të lexojë dhe studiojë Kur'anin e Ndershëm, kurdo që t'i jepet rasti, qoftë ditën a natën.

7. T'u shpërndajë dhe t'u japë sa më tepër sadaka farefisit, fukarave, të mjerëve, siç e kishte zakon Pejgamberi alejhi selam. Ai ishte njeriu më i përpiktë për të bërë punë të mira. E në muajin e Ramazanit ishte edhe më bujar se ditëve të tjera, ishte edhe më bujar se era e dërguar.

8. Të jetë i qëndrueshëm, i rregullt në namazin e taravisë për çdo natë të ndershme, duke u bazuar në hadithin: *"Kush e agjëron Ramazanin me iman të plotë dhe duke iu përmbajtur rregullave të tij, atij do t'i falen gabimet e bëra."* (Transmetojnë gjashtë shënues të haditheve)

9. Të qëndrojë në xhami dhjetë ditët e fundit të Ramazanit, në ato xhami ku falet xhumaja. Pejgamberi alejhi selam kishte traditë të qëndronte në xhami dhjetë ditët e fundit të çdo Ramazani, derisa ndërroi jetë, e pas vdekjes së tij këtë traditë e vazhduan gratë e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem.

# 24. RREGULLAT E HAXHIT

1. Të konsultohet me të dijshmit, për të shfrytëzuar përvojën dhe diturinë e tyre rreth haxhit.

2. Të falë namaz Istihare (namaz që bëhet kur nuk dimë si të vendosim për një punë). Me këtë nuk kemi për qëllim vetë haxhin, sepse ai është mirësi dhe ibadet e nuk ka dyshim në të, por me Istiharen kemi për qëllim kohën e nisjes, grupin të cilin do ta shoqërojë dhe mjetin me të cilin do të udhëtojë.

3. T'i mësojë rregullat e haxhit. E nëse nuk ka pasur mundësi t'i mësojë, duhet të ketë kujdes që të bëjë pjesë një grup në mesin e të cilit ka ndonjë dijetar a nxënës. E nëse edhe këtë nuk arrin ta bëjë, atëherë le të marrë me vete libra që do t'a ndihmojnë për këtë.

4. Ai që do të niset në haxh, para se të niset duhet t'i porosisë familjen dhe shokët e tij që t'ia kenë frikën Allahut dhe t'u përmbahen dispozitave të Tij.

5. T'i regjistrojë porositë e tij (testamentin e tij) dhe ato që ka a që i kanë borxh.

6. Të përpiqet të bëjë një teube të sinqertë (pendim) për mëkatet e tij.

7. T'ua kthejë hakun ose t'u kërkojë falje njerëzve, qoftë për dëme të karakterit fizik, material a moral.

8. Për të bërë haxhin a umren, haxhiu duhet të zgjedhë pasurinë e pastër të fituar nga hallalli, sipas hadithit: *"Allahu është i Pastër dhe e pranon vetëm të pastrën."* (Transmeton Muslimi)

9. Me haxhin a umren të ketë qëllim kënaqësinë e Allahut në Ditën e Gjykimit.

10. Kur të hipë në mjetin transportues, qoftë kafshë, automjet ose aeroplan, duhet të thotë Bismil-lah, e pastaj ta falënderojë Allahun dhe të lutet me duanë e udhëtimit, e më pas të bëjë sa më shpesh dua, dhikr, istigfar, ta madhërojë Allahun e të thotë: SUBHANALLAH, ELHAMDULIL-LAH. ALLAHU EKBER dhe LA ILAHE IL-LALLAH.

11. Ta ruajë gjuhën nga thashethemet dhe kotësitë, të mos bëjë shaka shumë dhe të mos luajë, që dëmi të jetë më i madh se dobia.

12. T'u shmanget ofendimeve ndaj bashkudhëtarëve dhe të bëjë përpjekje për këshillimin dhe udhëzimin e tyre në të mira dhe për ndalimin e tyre nga të këqijat, si dhe të përpiqet ta shfrytëzojë kohën maksimalisht.

13. Të kujdeset që të mos i pengojë haxhilerët, posaçërisht gjatë tavafit, sa'jit dhe gjuajtjes së gurëve.

14. T'i plotësojë kushtet e haxhit duke e madhëruar, duke e falënderuar dhe duke iu nënshtruar Zotit të Gjithësisë.

15. Të distancohet nga marrëdhëniet gjinore, grindjet, sharjet dhe nga thyerja e rregullave. E nëse dikush grindet për ta ndihmuar të vërtetën, kjo konsiderohet udhëzim në të mirë, që herë është i detyrueshëm e herë i pëlqyeshëm, sipas nevojave të rastit.

16. Haxhiu duhet të kujdesëe për t'i kryer farzet e Allahut, si namazin me xhemat në kohët e veta. Është e çuditshme që shumica e haxhilerëve e zhvlerësojnë këtë vepër të madhe! Si është e mundur që dikush ta bëjë haxhin e nuk falet, ose përton që të dalë në kohë për t'u falur? Një vepër e tillë nuk i verbon sytë, por verbon zemrat që rrahin në gjoks.

17. Gruaja që niset për haxh është e detyruar të mos udhëtojë vetëm, por me një të afërm (me të cilin e ka të ndaluar të martohet sipas Islamit). Ajo që bëjnë një numër i

madh grash, duke shpërfillur kushtin e mahremit (të afërmin), dhe udhëtojnë në haxh dhe umre pa ta, është një mëkat i madh për të cilin duhet një pendim i sinqertë tek Allahu xh.sh.

18. Gratë e kanë për detyrë të mbulohen dhe të mos u shihen pjesët e trupit dhe të përpiqen që obligimet e haxhit t'i kryejnë me nder. Ato duhet ta dinë se takimet me burra dhe përzierja me ta pa kurrfarë nevoje është çështje e ndaluar.

19. Haxhiu e ka për detyrë t'u shmanget fjalëve dhe veprimeve që nuk përputhen me ndërgjegjen e njeriut, siç janë fjalët e disave: "E kam gjuajtur shejtanin", ose sjelljet e të tjerëve, siç janë hedhja e sandaleve në vend të gurit ose sharja etj. Të gjitha këto janë në kundërshtim me qëllimin e gjuajtjes së gurëve, sepse kjo gjuajtje është në të vërtetë përmendje e Allahut të Madhërishëm.

20. Haxhiu duhet të kujdeset t'u vijë në ndihmë muslimanëve, t'u bëjë mirë dhe t'i udhëzojë kur kanë nevojë.

# *PËRMBAJTJA*